# Mësime nga Tregimet

-1-

Ismail Ozxhan



PROGRESI BOTIME

**Titulli origjinal:** KISSADAN HİSSELER

**Përktheu:** Fatmir Sulaj
**Redaktor:** Zija Vukaj
**Kryeredaktor:** Alban Kali
**Design:** Bledar Xama

PROGRESI BOTIME
PROGRESI sh.p.k

Adresa: Sheshi "2 Prilli" / Rr: Studenti / Shkodër / Shqipëri
Mob: +355 67 60 78484
http: www.progresibotime.com e-mail: botime@progresibotime.com

Adresa Kosovë: Rr:Ardian Zurnaxhiu / pn. Ralin / Prizren
Tel: +381 29 222 795
Fax: +381 29 222 797 e-mail: kosova@progresibotime.com

Adresa Maqedoni: Rr: Stiv Naumov / nr. 9 / lokal 25 / Shkup
Tel: +398 71 956 271 e-mail: maqedoni@progresibotime.com

# PARATHËNIE

Në pjesën e parë të këtij libri zënë vend tregime dhe histori që lidhen me figura dhe personalitete të shquara në fushën fetare. Ato janë radhitur në mënyrë kronologjike. Ndërsa në pjesën e dytë zënë vend tregime me frymë fetare e karakter edukativ.

Ata që do t'i lexojnë me kujdes, do të vënë re se në këto tregime ka mesazhe shumë të vlefshme në lidhje me aspekte të ndryshme të jetës sonë. Libri përfshin tema udhërrëfyese dhe orientuese  në shumë çështje, si: ndershmëria, sakrifica, falja, fqinjësia, miqësia, shoqëria, zemra e ngopur kundrejt pasurisë së kësaj bote, zemërbutësia, etj.

Ndoshta, shumë nga këto tregime të bukura e tërheqëse, ti, i dashur lexues mund t'i kesh dëgjuar apo lexuar diku. Vlera e tyre që i bën subjektet të shtegtojnë ende qëndron në faktin se, mesazhet që përcjellin janë edhe sot e kësaj dite aktuale dhe edukative.

**ISMAIL OZXHAN**

# BESNIKËRIA NDAJ PEJGAMBERIT

Ndërmjet atyre që e pranuan Islamin pas çlirimit të Mekës, ishte edhe babai i Ebu Bekrit, Ebu Kuhafe. Ebu Kuhafe i kishte kaluar të tetëdhjetat dhe ishte i verbuar. Edhe pse ishte në këtë moshë e në këtë gjendje, e thoshte shehadetin me plot dashuri përpara Pejgamberit (s.a.s.).

Ebu Bekri (r.a.), i cili kishte llagapin "Siddik" (ai që vërteton me zemër dhe beson pa pasur asnjë dyshim), në vend që të gëzohej në ato çaste, po qante. E qara ishte pikëlluese. Kjo i çuditi të gjithë ata që gjendeshin aty. E pyetën:

-O Ebu Bekër! Përse derdh lot në një ditë që duhet të gëzohesh?

-Dëshira më e madhe e të Dërguarit të Allahut ishte që xhaxhai i Tij, Ebu Talibi të bëhej mysliman. Por kjo dëshirë e Tij, nuk u realizua asnjëherë. Unë do dëshiroja që në këtë moment, në vend të babait tim, të ishte Ebu Talibi duke thënë shehadetin, në këtë mënyrë, në vend që të gëzohej zemra ime nga babai që u bë mysliman, të gëzohej zemra e të Dërguarit të Allahut nga bërja mysliman e xhaxhait të Tij. Ja, për shkak se nuk ndodhi kështu, po qaj.



# ÇFARËDO QË TË BËJË AI, ËSHTË E DREJTË

I Dërguari i Allahut (a.s.), e donte shumë robin e Tij që i kishte falur lirinë, Zejd bin Harithen. Po ashtu, e donte shumë edhe të birin e tij, Usamen. Ai, kur ishte e nevojshme, kujdesej shumë edhe për babain, edhe për të birin.

Një ditë, Omeri (r.a.), po shpërndante plaçkat e luftës. Nëse birit të tij i jepte tre, Usames i jepte katër. Abdullahu donte ta dinte shkakun e kësaj dhe i tha:

-Unë nuk mbaj mend asnjë luftë që Usame të ketë marrë pjesë, ndërsa unë jo. Ku mbështetesh, që atij i jep më shumë se mua?

-I Dërguari i Allahut (a.s.), e donte babain e tij më shumë se babain tënd. Edhe Usamen e donte dhe kujdesej për të më shumë. Në çdo gjë që bënte ai, patjetër ka një urtësi. Unë preferoj t'i jap më shumë atij që donte më shumë Ai se sa atij që dua unë.



# SHËRBETI I MJALTIT

Në një muaj Ramazani, një mysliman medinas e ftoi për iftar Halifen, Omerin (r.a.). Përgjatë ngrënies, vetëm Hz. Omerit iu dha një enë me diçka për ta pirë. Omeri, radijallahu anh, pyeti: "Çfarë është kjo?" I zoti i shtëpisë iu përgjigj: "Është sherbet mjalti, i nderuar. Atë e patëm nda-

rë për ty..." Hz. Omeri refuzoi ta pinte dhe tha: "Unë nuk mund të pi këtu sherbet mjalti, ndërkohë që populli të cilin udhëheq, nuk gjen dot ujë pusi për të pirë."



## BUJARI MË I MADH

Po bëheshin përgatitje për një luftë të rëndësishme. I Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, kërkoi nga të gjithë që të jepnin ndihmë në maksimum. Omeri doli përpara të Dërguarit të Allahut me një ndihmë të madhe. Pejgamberi e pyeti:

*- O Omer! Sa ke sjellë si ndihmë prej pasurisë tënde?*

- Kam sjellë gjysmën e saj, o i Dërguari i Allahut. Aq sa ju kam sjellë ju, kam lënë edhe pas.

Pas pak erdhi Ebu Bekri. Edhe ai solli një ndihmë të madhe. Pejgamberi e pyeti edhe atë:

*- Sa ke sjellë prej pasurisë tënde?*

- Kam sjellë të gjithë pasurinë, o i Dërguari i Allahut. Në shtëpinë time nuk kam lënë asgjë përveç dashurisë ndaj Allahut dhe të të Dërguarit të Tij.

Nisur nga kjo, i Dërguari i Allahut (a.s.), tha: **"Askush nuk e kalon dot Ebu Bekrin në sakrificën që bëhet në rrugë të Allahut."**



# NJË FATKEQËSI

Në një kthim nga një fitore lufte, njëri prej komandantëve shkoi te Halifi, Omeri (r.a.). Pranë tij gjendej një burrë i shkurtër dhe i shëndoshë. Omeri e pyeti: "Kush është ky?" Komandanti i tregoi: "Ky është krahu im i djathtë. Çfarëdo detyre që i kam dhënë, e ka kryer me sukses. Edhe lajmet më sekrete i ka çuar aty ku është urdhëruar. Nganjëherë ka shërbyer më shumë se një ushtri. Kështu që mund të them se fitoret i kam korrur në sajë të tij."

Kaloi shumë kohë. I njëjti komandant erdhi përsëri te Halifi. Por kësaj here erdhi si një komandant që kishte humbur...

Omeri (r.a.), e pyeti:

-Ku është krahu yt i djathtë?

-Mos më pyet, o Omer. Ai më tradhtoi dhe kaloi në anën e armiqve.

Omeri këtë herë i tha:

-Radhës së kaluar do të të thosha se nuk duhet të mbështetesh te askush, përveçse te Allahu, por hoqa dorë. Mendova se një fatkeqësi është më e mirë se një mijë këshilla.



## RËNDËSIA E NJERIUT

Halifi, Omeri (r.a.), i pyeti ata që gjendeshin pranë tij:

-Nëse dëshira juaj do të pranohej menjëherë, çfarë do dëshironit?

Njëri prej tyre tha: "Unë do dëshiroja të kisha filan luginë plot me florinj, në mënyrë që ta harxhoja duke i shërbyer sa më shumë Islamit." Një tjetër tha: "Do dëshiroja të kisha shumë kope (lopësh, delesh dhe dhish), në mënyrë që t'i harxhoja në dobi të fesë." Të gjithë thanë gjëra të ngjashme me këto. Hz. Omeri nuk e pëlqeu asnjërën prej këtyre. Këtë herë, ata që ndodheshin aty e pyetën Omerin:

-O Omer! Po ti, çfarë do dëshiroje?

Omeri, radijallahu anh, u përgjigj:

-Unë do dëshiroja që të edukoheshin myslimanë si Muadhi, Salimi dhe Ebu Ubejde, që t'i shërbeja Islamit nëpërmjet tyre.



## ILAÇI KUNDËR MBURRJES

Një ditë Halifi, Omeri, kishte vënë në kurriz torbën e ujit. Ai po ecte në rrugët më të populluara të Medines. Biri i tij, Abdullahu e pa se ai po ecte me torbë në kurriz. Shkoi te Omeri dhe e pyeti:

-Baba! Çfarë po bën! A mban në kurriz torbë uji gjithë ky halif i madh? A nuk gjete ndonjë që ta mbartte?

-Bir! Unë nuk po e mbart këtë ngaqë nuk gjeta njeri apo për shkak të ndonjë detyrimi tjetër. Një moment ndjeva mburrje në vetvete dhe fillova të pëlqeja veten. Vetëm për ta poshtëruar atë veprova në këtë mënyrë.



## MADHËSHTIA E ALIUT

Një ditë sahabët e pyetën të Dërguarin e Allahut, salallahu alejhi ve selem, se përse e donte shumë Aliun. I Dërguari i Allahut (a.s.), dikë që ndodhej aty në atë moment, e çoi për ta thirrur Aliun. Atyre që gjendeshin aty, i drejtoi pyetjen:

*- Si do të vepronit nëse dikujt i bëni mirë dhe ai ua kthen me të keqe?*

Ata iu përgjigjën:

- Përsëri do t'i bënim mirë.

*- Po nëse përsëri ua kthen me të keqe?*

- Prapë se prapë do t'i bënim mirë.

*- Po nëse përsëri ua kthen me të keqe?*

Sahabët nuk u përgjigjën dhe ulën kokën. Kuptimi i uljes së kokës ishte ky: Edhe nëse nuk i përgjigjemi të keqes me të keqe, nuk do vazhdonim të bënim mirë.

Në ato momente erdhi Aliu. I Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, e pyeti:

*- O Ali! Si do veproje nëse dikush që i ke bërë mirë, ta*

*kthen me të keqe?*

- Përsëri do t'i bëja mirë.

*- Po nëse përsëri ta kthen me të keqe?*

*- Përsëri do t'i bëja mirë.*

Pejgamberi e përsëriti pyetjen plot shtatë herë. Aliun në të shtatë herët iu përgjigj duke thënë: "Përsëri do t'i bëja mirë."

Sahabët thanë:

- O i Dërguari i Allahut! Tani e kuptuan se përse e do shumë Aliun.



## KOMETIMI I ËNDRRAVE NGA ALIU

Xhabir bin Abdullahu ishte prej sahabëve (shokëve të Pejgamberit). Në ëndërr pa disa lopë të mëdha që milnin disa lopë të vogla, disa të sëmurë që kishte shkuar t'i vizitonte, bahçe të gjelbra në një qoshe përroi të thatë dhe idhuj të mëdhenj në minber (vend ku imami mban hytben në xhami). U çudit dhe u mendua...`Çfarë donte të thoshte kjo ëndërr? Cili ishte mësimi i saj?..'

Në mendje i erdhi Aliu, si më i afti që mund ta komentonte këtë ëndërr. Aliun (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.), e kishte cilësuar si "dera e qytetit të dijes". Nisur nga kjo, shkoi te Aliu për t'ia thënë ëndrrën që kishte parë. Ia tregoi dhe iu lut t'ia komentonte.

Aliu e filloi fjalën duke thënë: "Allahu na ruajtë nga komentimi i gabuar" dhe vazhdoi: "Mjelja e lopëve të vogla nga lopët e mëdha, shpreh nëpunësit që e përdorin autoritetin dhe pozitën për të vjedhur popullin, vizita e të sëmurëve, shpreh të varfrit që ndjekin të pasurit për t'u shfaqur gjendjen e tyre, bahçet e gjelbra që gjenden në qoshe të përroit të thatë, shprehin dijetarët, të cilët kur shihen nga larg apo nga jashtë, njihen si të mëdhenj, por që në fakt, zemrat i kanë të thata e të shkreta, ndërsa idhujt e mëdhenj në minder, shprehin njerëzit që janë lartësuar në pozita të larta të dijes, fesë dhe shtetit, ndërkohë që nuk e meritojnë."



## SHKAKU I VËRTETË

Përçarja që rezultoi me martirizimin e Osmanit përgjatë udhëheqjes së Aliut, e shtoi më shumë përkeqësimin e shtetit. Një besimtar që u brengos dhe u ankua nga kjo gjendje, shkoi te Aliu dhe e pyeti:

-O Ali! Përse këto ngjarje që s'kanë ndodhur në kohën e Ebu Bekrit dhe Umerit po ndodhin në kohën tënde? Përse besimtarët luftojnë njëri-tjetrin?

-Në kohën e Ebu Bekrit dhe Umerit, gjendeshim ne. Ndërsa ata nuk janë në kohën tonë, u përgjigj Aliu.



# PËRPIKËRIA E TILLË

Libri më i besueshëm pas Kuranit në botën islame, është libri i hadithit me titull Sahihu'l-Buhari. Ismail el-Buhari ia dedikoi veten mbledhjes së haditheve të të Dërguarit të Allahut (a.s.). Ai e kishte bërë traditë udhëtimin me ditë dhe javë të tëra, duke kaluar lumenj e male thjesht për të dëgjuar një hadith.

Atij i treguan për dikë që ishte takuar me shumë sahabë të Pejgamberit. Siç vepronte gjithmonë, bëri një rrugë të gjatë dhe e gjeti personin për të cilin i kishin treguar. Në momentin kur e gjeti atë, pa se ai po përpiqej ta kapte devenë që ishte zgjidhur, duke e mashtruar me një torbë boshe.

Për shkak të kësaj, u kthye pas, pa e pyetur për asnjë gjë. Atyre që e pyetën për shkakun që ishte kthyer pas dhe pa marrë shënim asnjë hadith, iu përgjigj kështu: "Unë nuk mund t'i besoj hadithet e transmetuara nga një njeri që përpiqet ta kapë devenë duke e mashtruar."



# DASHURIA NDAJ PASURISË NUK DUHET TA KAPLOJË ZEMRËN

Dijetari i madh i jurisprudencës islame dhe themeluesi i medhhebit Hanefi, Imam Azam Ebu Hanife (shek. VIII), krahas aktiviteteve shkencore, ishte edhe një burrë i pasur që merrej me tregti. Ky njeri i madh, u jepte mësim nxënësve të tij në xhami deri në drekë. Ndërsa pas drekës, merrej me çështjet tregtare.

Një ditë, kur po jepte mësim, një burrë e thirri nga dera e xhamisë:

-O imam! Anija jote është fundosur!.. (Imami ka pasur anije që mbartte mallrat tregtare të tij).

Imam Azami hezitoi për një moment, por pastaj tha:

-Elhamdulillah!

Pas pak kohe, përsëri erdhi i njëjti burrë dhe e lajmëroi:

-O imam! Lajmi është dhënë gabim. Anija e fundosur nuk është e jotja.

Imami tha edhe për këtë lajm të ri:

-Elhamdulillah!

Burri që solli lajmin u habit dhe i tha:

-O imam! Të sollëm lajmin se anija jote është mbytur, ti the Elhamdulillah. Të thamë se anija e fundosur nuk ishte e jotja, përsëri the Elhamdulillah. Ç'është ky falënderim i tillë që i bëni Zotit?

Imam Azami iu përgjigj:

-Kur më solle lajmin e fundosjes së anijes, analizova

gjendjen e zemrës sime. Aty nuk gjeta as pikëllimin më të vogël për zhdukjen dhe humbjen e pasurisë së kësaj bote. Për këtë arsye, e falënderova Allahun. Kur më solle lajmin se anija e fundosur nuk ishte e imja, bëra të njëjtën gjë. Në zemrën time nuk gjeta ndonjë gëzim për shkak të pasurisë së kësaj bote që nuk kishte humbur. Edhe këtë herë e falënderova Allahun, ngaqë më ka dhuruar këtë qetësi shpirtërore për të mos e lakmuar pasurinë e kësaj bote.



## IMAM AZAMI DHE GJYKIMI

Në kohën e tij nuk është parë asnjëherë që Imam Azam të hyjë në ndonjë debat në lidhje me një çështje dhe të mos fitojë. Ai fitonte mbi të gjithë në sajë të dijes së pafundme dhe zgjuarsisë e logjikës së pashoqe.

Halifi Abbasij, Me'muni dëshironte ta bënte Imam Azamin gjykatës të Kufes. E thirri imamin dhe i tregoi për synimin. Imam Azami nuk e pranoi këtë propozim për të mos u bërë vegël e gabimeve të udhëheqjes dhe i tha:

-Unë nuk mund ta bëj detyrën e gjykatësit.

Halifi dhe të gjithë e pranonin se askush nuk mund ta kryente detyrën e gjykatësit si ai. Për këtë arsye, Halifi e kundërshtoi ashpër:

-Po gënjen, sepse ti mund ta bësh detyrën e gjykatësit!

-Nëse po gënjej, nuk mund ta kryej detyrën e gjykatësit, ngaqë mashtroj, sepse gjykatësi nuk mund të jetë mashtrues. Nëse thashë të vërtetën kur u shpreha se "nuk

mund ta bëj", atëherë me të vërtetë nuk mund ta bëj. Nisur nga kjo, në të dyja situatat nuk mund ta kryej detyrën e gjykatësit.



## QAFIR APO BESIMTAR?

Në një kuvend, në të cilin gjendej edhe Imam Azami, dikush bëri një pyetje të tillë: "A është qafir apo besimtar një njeri që nuk e do xhenetin, nuk ka frikë nga xhehenemi, ha mish të ngordhur, fal namaz pa ruku e sexhde, dëshmon për diçka që nuk e ka parë, i pëlqen përçarja dhe nuk e do të vërtetën?"

Ata të cilët gjendeshin në kuvend, thanë me një gojë: "Këto janë cilësitë e qafirit. Një njeri i tillë është qafir." Imam Azami po heshtte. I thanë: "O imam! Po ti, çfarë mendon?"

Imam Azami tha: "Këto janë cilësitë e besimtarit. Një njeri i tillë është besimtar." Ata e kundërshtuan: "O imam! Si ka mundësi që besimtari të mos e dojë xhenetin dhe të mos ketë frikë nga xhehenemi?.." Më tej ai vazhdoi: "Besimtari i vërtetë nuk e do xhenetin, por do zotëruesin e vërtetë të tij (Allahun), nuk ka frikë nga xhehenemi, por ka frikë nga zotëruesi i tij, mishi i ngordhur për të cilin po flisni, është mishi i peshkut, dëshmon për diçka që nuk e ka parë, sepse i beson Allahut pa e parë me sy, namazi që fal pa ruku dhe sexhde, është namazi i xhenazes, e do përçarjen (fitnen), sepse kuptimi i fjalës fitne është pasuria e kësaj bote dhe fëmijët (në Kuran thuhet se pasuria dhe fëmijët janë fitne/sprovë e kësaj bote për besimtarët), nuk e do të vërtetën, sepse me të vërtetën synohej vdekja, kështu që edhe nëse është

besimtar, vdekjen nuk e do askush."



## NËSE NUK IA JEP VAJZËN TËNDE...

Një burrë në Kufe, pohonte se Halifi i tretë, Osmani ishte çifut. Të gjithë i thoshin se kjo nuk ishte e vërtetë dhe se ishte e pamundur, por prapëseprapë, ai nuk bindej në asnjë mënyrë. Për këtë çështje u informua edhe Imam Azami. I thanë: "Atë nuk arriti askush ta bënte të hiqte dorë nga kjo bindje e pavërtetë. Bisedoni edhe ju njëherë me të!"

Imam Azami pranoi. Një mbrëmje shkoi në shtëpinë e këtij burri për t'i kërkuar dorën e vajzës së tij për dikë. Pasi folën për gjëra të përgjithshme, Imam Azami, pas shumë bisedash e solli fjalën për të cilën kishte ardhur. I tha:

-Me urdhrin e Allahut dhe fjalën e Pejgamberit, kam ardhur të kërkoj dorën e vajzës suaj për dikë.

-A mund të më tregoni se për kë e doni vajzën time? – pyeti burri.

-Ai për të cilën të kërkoj dorën e vajzës ka një moral të lartë, është i drejtë, shumë i pasur, shumë bujar, e di Kuranin përmendsh dhe e lexon atë vazhdimisht... (Këto të gjitha janë cilësitë e Osmanit.)

-Mjaftojnë. Qoftë edhe njëra prej këtyre cilësive mjafton për ta dhënë vajzën time!

-Por ky kandidat për dhëndërr ka një problem. Ai është çifut...

-Si mund ta kërkoni vajzën time për një çifut?!.. – u nxeh burri.

Tashmë kishte ardhur koha që Imam Azami ta shpjegonte këtë gjë dhe i tha:

-Si ka mundësi që ti nuk ia jep vajzën çifutit, ndërkohë që i Dërguari i Allahut (a.s.), i ka dhënë dy vajzat e Tij? Tashmë burrit nuk i kishte ngelur më ndonjë inat apo kundërshtim dhe e pranoi të vërtetën e njohur nga të gjithë.

(Osmani ka qenë dhëndrri i të Dërguarit të Allahut (a.s.). Së pari u martua me njërën vajzë të Pejgamberit. Pasi ajo ndërroi jetë, u martua me vajzën tjetër. Për këtë arsye, Osmani është quajtur Dhu'n-Nurajn / zotëruesi i dy dritave.)



## ZJARRI SHKON NGA KJO BOTË

Behlul Dana (shekulli VIII) jetoi në kohën e Halifit të njohur të Abbasive, Harun Rrashidit. Ai ishte prej evlijave të asaj periudhe. Shpeshherë sillej në mënyrë të veçantë ndaj atyre që kishin probleme mendore dhe për këtë arsye, të gjithë pandehnin se ishte i çmendur. Ai e bënte me qëllim këtë. Behluli qëndronte gjithmonë pranë Harun Rrashidit dhe e paralajmëronte sipas situatave të ndryshme që shfaqeshin. Një ditë, Behluli doli para Harun Rrashidit i mbuluar nga pluhuri, ngaqë kishte ardhur prej një udhëtimi të gjatë. Harun Rrashidi e pyeti:

-Çfarë të ka ndodhur Behlul?! - Nga vjen kështu?

-Po vij nga xhehenemi, madhëria juaj!

-Çfarë pune pate në xhehenem?

-Pata nevojë për zjarr. Prandaj shkova të merrja pak nga xhehenemi.

-A more?

-Jo madhëria juaj, nuk mora dot. U takova me rojet e xhehenemit dhe më thanë: "Këtu nuk ka zjarr siç pandehet. Zjarrin e sjell secili vetë nga dynjaja."



## BEHLULI I ÇMENDUR

Një ditë, dikush e pyeti Behlulin:

-O Behlul Dana! Unë dua të bëhem i pasur. Çfarë më këshillon?

Behluli u mendua për një çast, pastaj iu përgjigj:

-Merr hekur dhe shite!

Tregtia e hekurit njihej në kohët e vjetra si një tregti shumë fitimprurëse, sepse hekuri ishte një lëndë që nuk prishej asnjëherë. Ai e pranoi këshillën e Behlulit, filloi tregtinë e hekurit dhe me të vërtetë, pas një kohe të shkurtër u bë i pasur siç dëshironte. Pasi u bë i pasur, mendoi: "Sa njeri budalla që është Behluli. Të gjithë i pasuron me këshillat që jep, ndërsa vetë vuan nga varfëria." Pas një kohe, përsëri shkoi te Behluli dhe e pyeti:

-O Behlul i çmendur! Unë jam bërë shumë i pasur nga tregtia e hekurit. Tani desha të merresha me ndonjë punë tjetër. Çfarë më këshillon këtë herë?

Ngaqë Behluli e njihte mirë këtë burrë, i dha një këshillë që do ta bënte kurban të nijetit të keq që kishte:

-Merr qepë dhe shiti!

Dihet se tregtia e qepës është një punë me shumë rre-

zik. Qepët janë diçka që firojnë vazhdimisht. Ai, pasi filloi të merrej me tregtinë e qepëve, në një kohë të shkurtër ngriti flamurin e falimentimit dhe pagoi shtrenjtë ndëshkimin për ligësinë që kishte në zemër.



## KONTROLLI I TREGUT

Një ditë, Behlul Dana i kërkoi një detyrë Harun Rrashidit. Harun Rrashidi i dha atij detyrën e kontrollit të tregut. Behluli e filloi punën menjëherë. Së pari, shkoi te një furrë buke. Peshoi disa bukë.Të gjitha bukët erdhën më mangët se pesha normale. U kthye nga furrxhiu dhe i tha: "A je i kënaqur nga jeta? Si e ke gjendjen? A arrin ta ushqesh familjen?"

Furrxhiu i jepte përgjigje negative çdo pyetjeje. Me asgjë nuk ishte i kënaqur. Behluli u largua pa i thënë ndonjë gjë dhe shkoi te një furrë tjetër. Edhe aty peshoi disa bukë. Vuri re se të gjitha bukët vinin më tepër se pesha normale. Të njëjtat pyetje ia bëri edhe pronarit të kësaj furre. Për çdo pyetje mori përgjigje pozitive. Nuk shkoi më në asnjë vend, por drejt e te Harun Rrashidi. I kërkoi një detyrë të re. Harun Rrashidi i tha: "Behlul, sapo ta dhashë një detyrë. Sa shpejt që u mërzite?"

Behluli i tha:

-Madhëria juaj! Tregu e kishte kontrolluesin e tij. Ai i ka peshuar para meje bukët dhe ndërgjegjen. Nisur nga kjo, të gjithë e kishin paguar llogarinë e tyre. Kështu që nuk kishte nevojë për mua.



# IFTARI NË SARAJ

Një ditë Ramazani, Harun Rrashidi e urdhëroi Behlulin:

-Në namazin e akshamit, shko në xhami dhe ftoji për iftar të gjithë ata që do vijnë në namaz!

Erdhi mbrëmja, u fal namazi i akshamit dhe pas namazit, Behluli erdhi me një grup 5-10 vetash. Harun Rrashidi u habit dhe pyeti:

-Kush janë këta Behlul? A nuk të urdhërova që t'i ftosh për iftar në saraj të gjithë ata që do vinin në namaz? Ti nuk më ke sjellë as edhe një sofër me burra nga gjithë ai xhemat.

-Madhëria juaj! Ju më urdhëruat që t'i thërrisja vetëm ata që vijnë në namaz, jo ata që vijnë në xhami. Pas namazit, unë qëndrova te dera e xhamisë dhe i pyeta të gjithë se çfarë këndoi hoxha në namaz. Këtë e gjetën vetëm këta njerëz që kam sjellë. Në xhami erdhën shumë, por në namaz, në të vërtetë kishin ardhur vetëm këta.



# PUNA JOTE ËSHTË MË E VËSHTIRË

Prej tregimeve të jetës së Behlul Danës janë bërë shumë libra. Të gjithë librat mbartin cilësinë e inkurajimit të njerëzve drejt mirësisë, të vërtetës dhe fitimit të kënaqësisë së Allahut Teala. Një pjesë prej këtyre njihen dhe tregohen edhe nga një pjesë e popullit turk.

Përgjatë një haxhi, Harun Rrashidi dhe Behluli ishin ulur

në një vend të lartë dhe po shikonin lumin e njerëzve që bënte ibadet, lutje dhe derdhte lot. Behlul Dana kishte një shans të ri për ta paralajmëruar Halifen. I tha:

-O Halifi i myslimanëve! Të gjithë këta njerëz që po qajnë, po e bëjnë këtë gjë ngaqë nuk e dinë se si do ta japin llogarinë e mëkateve që kanë bërë. Ndërkohë ti, krahas llogarisë së vetes tënde, do të japësh llogari edhe për këta njerëz.



## PASURIA E VËRTETË

Ibrahim Et'hemi (shekulli VIII), fillimisht ishte sunduesi i një krahine në anët e Turkistanit. E la udhëheqjen për shkak të disa paralajmërimeve të brendshme dhe vendosi të bëhej sulltan i botës shpirtërore. Me të vërtetë, arriti ta bënte këtë. Ai ishte aq indiferent ndaj pasurisë së kësaj bote, saqë nuk kërkonte dhe nuk priste asgjë prej askujt. Veten e ushtroi aq shumë ndaj varfërisë, saqë nuk mund t'i gjendet shok.

Një ditë u takua me Shakik Belhin, i cili ishte prej evlijave të mëdhenj dhe banor i të njëjtit vend. E pyeti:

-O Shakik! Si e siguron jetesën?

-Kur gjejmë, hamë. Kur nuk gjejmë, bëjmë durim.

-Edhe qentë e Horosanit bëjnë të njëjtën gjë. Kur gjejnë, hanë. Kur nuk gjejnë, nuk hanë.

-Po ju, çfarë bëni?

-Kur gjejmë, e shpërndajmë. Kur nuk gjejmë, bëjmë durim.

Përkorësia që Ibrahim Et'hemi e kishte synim dhe që e arriti me sukses, ishte aq e qartë dhe aq dalluese, saqë atyre të cilët e shikonin, u ngjallte ndjenjën e ndihmës ndaj tij.

Një njeri i pasur dëshiroi ta ndihmonte Ibrahim Et'hemin. Ibrahim Et'hemi i tha:

-Ndihmën tënde do ta pranoj nëse me të vërtetë je i pasur.

I pasuri i tha se me të vërtetë ishte i pasur dhe se nuk kishte nevojë për asgjë. Veliu i madh e pyeti:

-Sa para ke?

-Kam tre mijë florinj.

-A nuk dëshiron që të kesh katër mijë?

-Sigurisht se dua.

-Po pesë mijë?

-Dua.

-A do gëzoheshe shumë sikur të kishe dhjetë mijë florinj?

-Pa dyshim se do gëzohesha shumë.

-Ti po thua se je i pasur, por me të vërtetë qenke shumë i varfër. Ti, jo dhjetë mijë florinj, por sikur të kishe edhe njëqind mijë të tillë, nuk do ngopeshe dhe do kërkoje më

shumë. Njeriu që nuk ngopet me pasuri, nuk konsiderohet i pasur. Sikur të ishe i pasur me të vërtetë, do ta pranoja ndihmën tënde.



## A KËSHTU ËSHTË TEVEKKULI?

Shakik Belhi (shekulli VIII), ishte një prej evlijave të mëdhenj. Në një vit kur të gjithë kishin probleme për shkak të varfërisë së madhe, pa një njeri që luante plot hare. Iu afrua dhe e pyeti:

-Kujt i mbështetesh ti që luan në këtë mënyrë, ndërkohë që të gjithë janë të shqetësuar nga zia e bukës dhe varfëria?

-Ç'më duhen të tjerët? Unë për vete nuk shoh ndonjë rrezik. Zotëria im ka 7- 8 fshatra. Çdo nevojë që mund të kemi, mund ta marrim nga ata fshatra.

Këto fjalë e tronditën Shakikun sikur të ishin një shuplakë, sepse edhe vetë po shqetësohej nga mungesa e ushqimit, por robi e zgjoi atë dhe tha me vete: "O Shakik! Eja në vete! Ky rob i beson shumë zotërisë së tij që edhe ai është një njeri dhe e ndjen veten të sigurt. Ndërsa ti i beson dhe i mbështetesh Allahut, i cili ka garantuar riskun e të gjitha gjallesave. Përse shqetësohesh për riskun, ndërkohë që i mbështetesh Zotit?



## DHURATA

Bajezidi Bistami, nuk ka dyshim se ishte njëri prej evlijave më të mëdhenj. Pasi ndërroi jetë, një mik i tij e pa në ëndërr dhe e pyeti:

"Si të pritën në audiencën hyjnore?"

"Më pyetën: `Çfarë na ke sjellë?' Unë thashë: `Kur një lypës del para padishahut, nuk e pyesin se çfarë ka sjellë, por i thonë kërko çfarë të duash.' Zoti iu përgjigj fjalës sime: `Po thotë të vërtetën, po thotë të vërtetën."



## TË MERITOSH BESIMIN

Dhunnun Misri (shekulli IX) ishte një prej figurave më të rëndësishme të historisë së mistikës islame. Ai nuk ia plotësoi dëshirën Jusuf bin Hysejnit, i cili, pasi u bë një vit murid i tij dhe i shërbeu, i kërkoi t'i mësonte Ismu'l-A'dham (emrin më sublim që përfshin të gjitha atributet e Allahut).

Ai qeshi dhe e nënvlerësoi këtë kërkesë. Kaluan plot gjashtë muaj. Jusuf bin Hysejni e vazhdoi shërbimin me durim. Edhe një herë tjetër gjeti mundësinë dhe ia përsëriti kërkesën e tij. Këtë herë, Dhunnun Misri ia dha Jusuf bin Hysejnit një shtambë me grykë të mbyllur me copë dhe i tha: "Dhuratën që ka këtu brenda, çoja filan personi në filan vend!" Veçanërisht i tha të bënte kujdes, në mënyrë që të mos dëmtohej dhurata që ishte brenda në

shtambë. Jusufi e mori dhuratën dhe u nis. Përgjatë rrugës thoshte në vetvete: "Shehu im që nuk ma ka plotësuar dëshirën edhe pse u bënë një vit e gjysmë që i shërbej, i dërgon dhuratë një miku që nuk ka ardhur ta vizitojë përgjatë një vit e gjysmë që unë gjendem aty..."

Përgjatë udhëtimit, kur po pushonte në një vend, zemrën e tij e kaploi një kureshtje e madhe për ta parë dhuratën, që u urdhërua ta dërgonte me shumë kujdes. Ai u mposht nga kureshtja dhe e hapi grykën e shtambës duke i hequr copën. Sapo e hapi, një mi u hodh nga aty dhe humbi në korije. Jusuf bin Hysejni u mërzit shumë dhe u bë pishman. Amanetin nuk e mbajti dot. Meqë tashmë nuk kishte dhuratë për të dërguar, nuk ishte e nevojshme ta vazhdonte më rrugën. Në këtë mënyrë, u kthye prapa i dëshpëruar, i mërzitur dhe i turpëruar. Dhunnun Misri, dëshiroi t'i tregonte se çdo gjë nuk i jepet kujtdo që e kërkon, duke thënë: "Si mund t'i jepet amanet Ismu'l-A'dhami dikujt që nuk mund t'i besohet qoftë edhe një dhuratë e thjeshtë?"



## DITA MË E VËSHTIRË

Çdo njeri mund të gabojë. Gabimi me vetëdije apo pa vetëdije, është një cilësi e përbashkët e të gjithë njerëzve. Vetëm Allahu Teala nuk gabon në ato që bën. Për këtë arsye, në ajetin fisnik të mëposhtëm, Zoti kërkon nga robërit e Tij që të durojnë dhe t'ua falin gabimet të tjerëve: **"Shpërblimi për të keqen është i njëjtë me atë të keqe.**

**Por, atë që fal dhe pajton, e pret shpërblimi i Allahut. Ai, në të vërtetë, nuk i do të padrejtët."** (Shura, 40)

Edhe robërit që dëshirojnë të falen nga Allahu i Lartësuar, në të njëjtën mënyrë, duhet të jenë falës. Allahu Teala thotë: **"O ju që keni besuar! Nëse nuk i vini re gabimet e tyre dhe ua falni, ta dini se Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë."** (Tegabun, 14)

Një ditë, nëna jonë Aishja (r.a.), e pyeti të Dërguarin e Allahut:

- A ke përjetuar ndonjë ditë më të vështirë se ditën e luftës së Uhudit?

I Dërguari i Allahut (a.s.), iu përgjigj:

- Po, kam parë shumë ligësi nga populli. E keqja më e madhe që më kanë bërë, është ajo që më kanë bërë ditën e Akabesë. Unë dëshirova të hyja nën mbrojtjen e Ibn Abduljalilit nga Taifi, por ai nuk më pranoi. Edhe unë u ktheva pas. Për një kohë të gjatë, eca i zemëruar thellë. Kur një moment ngrita kokën lart, pashë se një re më bënte hije. Kur e pashë me më shumë vëmendje, vure re se brenda resë ishte Xhebraili (a.s.). Xhebraili më tha: "Allahu Teala e ka dëgjuar se si të ka refuzuar populli yt. Për këtë arsye, të ka dërguar engjëllin e maleve që t'u bëjë atë çfarë të duash Ti. Engjëlli i maleve më dha selam dhe më tha: "O Muhamed! Unë jam engjëlli i maleve. Allahu Teala më ka dërguar te Ti që të bëj çfarëdo që të më urdhërosh. Çfarë dëshiron që të bëj? Nëse dëshiron, ua hedh këto dy male mbi kokat e tyre."

I Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve selem, si kundërpërgjigje ndaj të gjithë ligësive që i kishin bërë, e refuzoi propozimin e engjëllit dhe i dha këtë përgjigje: "Jo, Unë i lutem Allahut Teala që të nxjerrë prej tyre njerëz që do adhurojnë vetëm Allahun dhe që nuk do t'i bëjnë Atij shirk asgjë."



## VETËDIJA PËR DETYRËN

Shejhu'l-Islami i parë i osmanëve, Molla Fenari (1350-1431), para se të bëhej shejhu'l-Islam, ishte gjykatësi i Bursës. Përgjatë kohës që ushtronte detyrën si gjykatës, një burrë bleu një kalë në treg. Më pas e kuptoi se kali ishte i sëmurë. Ai s'mund ta mbante një kalë të tillë. Duhej ta kthente kalin. Dëshironte këtë punë ta bënte në mënyrë të sigurt. Shkoi te gjykatësi dhe aplikoi në rrugë zyrtare duke menduar se personi nga i cili kishte blerë kalin, nuk do pranonte ta merrte atë dhe nuk do pranonte se kali ishte i sëmurë. Kur arriti te gjykata, nuk e gjeti gjykatësin (Molla Fenarin) në vendin e tij. Prandaj, këtë çështje e la për nesër. Por kali ngordhi atë natë. Të nesërmen, ai tregoi çdo gjë gjykatësit. I tha se kishte rënë viktimë dhe e pyeti se çfarë duhej të bënte. Molla Fenari i tha: "Do ta paguaj unë dëmin tënd." Burri e pa gjykatësin gjithë habi dhe i tha: "Përse do ta paguani ju? Ju nuk keni asnjë lidhje me këtë çështje..."

Molla Fenari i tha: "Po, ashtu duket, por në të vërtetë, faji im është i madh. Sikur dje të isha në vendin e punës

kur ti erdhe në gjykatë, do të ndërhyja në ngjarje, do t'ia jepja kalin shitësit, do t'ia merrja paratë dhe do t'i jepja ty. Në këtë mënyrë, kali do ngordhte te i zoti i tij. Kjo mundësi tani nuk ekziston më. Ngaqë unë nuk isha prezent në punë kur ti erdhe dhe kjo shkaktoi dëmin tënd, atë do ta paguaj unë."



# NDRYSHIMI

Haxhi Bajrami (shek. XI), ishte njëri prej evlijave më të mëdhenj që ka nxjerrë Anadolli. Ai është hoxha i shumë dijetarëve të tjerë nga Anadolli. Njëri prej tyre, ishte edhe hoxha i Fatih Sulltan Mehmetit, Akshemseddini. Pas një kohe të shkurtër që Akshemseddini u lidh me Haxhi Bajramin, mori ixhazetin (diplomën) në sajë të zgjuarsisë, perceptimit dhe veçanërisht nënshtrimit të plotë ndaj shehut të tij. Ky sukses i Akshemseddinit, shkaktoi xhelozi ndërmjet muridëve të tjerë të Haxhi Bajramit.

Njëri prej tyre, e pyeti Haxhi Bajramin: "I nderuar! Cili është shkaku i arritjes së kësaj grade në një kohë të shkurtër nga Akshemseddini, ndërkohë që nxënësit të cilët marrin mësim nga ju që prej dyzet vjetësh, nuk shikohen të përshtatshëm për t'ju përfaqësuar?"

Haxhi Bajrami dha përgjigje duke e shpjeguar shkakun e lartësimit apo të qëndrimit në një gjende, qoftë në jetën materiale apo qoftë në jetën shpirtërore: "Akshemseddini menjëherë u besoi të gjitha gjërave, pa dhe dëgjoi te ne dhe u dorëzua. Shkakun dhe urtësinë, e gjeti dhe e mësoi vetë. Ndërsa ata të cilët kanë dyzet vjet që më shërbejnë, së pari mësuan shkakun dhe urtësinë e atyre që panë e që dëgjuan. Pastaj besuan dhe u dorëzuan. Ja, ky është ndryshimi."



# DY BURRA DHE NJË GRUA

Haxhi Bajram Veliu, ishte prej prijësve shpirtëror që respektohej shumë nga Sulltan Murati i II-të. Sulltani kishte aq respekt të madh për Haxhi Bajram Veliun, saqë nuk merrte taksa prej atyre që ishin muridë të tij. Por erdhi një kohë që i gjithë populli i Ankarasë, pohonte se ishte murid i Haxhi Bajram Veliut. Kujtdo që i kërkohej pagimi i taksave në Ankara, e zgjidhte problemin duke thënë: "Unë jam muridi i Haxhi Bajram Veliut."

Sulltani u informua për këtë situatë. Ai i shkroi një letër Haxhi Bajram Veliut në të cilën thuhej: "Më informoni për numrin e saktë të muridëve tuaj. Të gjithë ata që janë muridët tuaj, pranoj që të mos paguajnë taksa."

Haxhi Bajram Veliu, si një burrë i madh shpirtëror dhe i respektueshëm ndaj shtetit të tij, faktikisht nuk i vinte mirë që lidhja me të, të përdorej për keq (për të mos paguar taksat). Duke u nisur nga urdhri i letrës së Sulltanit, u dërgoi lajm të gjithë atyre që pohonin se ishin muridë të tij, duke u thënë: "Filan ditë, mblidhuni në filan vend!"

Atë ditë, pothuajse i gjithë populli i Ankarasë, e pranoi ftesën e shehut dhe u dynd në vendin e caktuar. Haxhi Bajram Veliu, doli nga çadra e zezë që kishte kurdisur në një kodër të vogël dhe i pyeti të pranishmit: "A më doni mua?" Të gjithë u përgjigjën me një zë: "Sigurisht se të duam." "A jeni të lidhur ndaj meje me gjithë zemër?" Të pranishmit u përgjigjën: "Jeta jonë i qoftë falë rrugës tënde..."

Nisur nga kjo, Haxhi Bajram Veliu u tha: "Sot, ata që më besojnë mua, do t'i bëj kurban një nga një në këtë çadër dhe do t'ua shpie shpirtrat e tyre në xhenet. Tani le të dalë i pari!"

Një person doli nga turma. Haxhi Bajram Veliu e mori atë në çadër. Brenda në çadër, preu njërën prej deleve që kishte përgatitur që më parë për këtë. Gjakun e deles, e la të rridhte jashtë çadrës. Ata që ishin jashtë, u trembën ngaqë pandehën se me të vërtetë e bëri kurban atë muridin që u fut në çadër.

Haxhi Bajrami doli jashtë dhe tha: "Le të vijë tjetri!" Doli edhe një burrë tjetër. Edhe atë e mori në çadër dhe bëri të njëjtën gjë. Pastaj doli jashtë dhe kërkoi edhe një person tjetër. Gjendja ishte shumë serioze. Dukej se ai



që shkonte në çadër, bëhej kurban. Këtë herë, u vu re një habi dhe hezitim. Sidoqoftë, përsëri doli një grua. Haxhi Bajram Veliu, e mori edhe atë në çadër. Përsëri bëri të njëjtën gjë. Kur Haxhi Bajrami kërkoi njeriun e katërt për ta bërë kurban, asnjë nuk doli më. Haxhi Bajram Veliu, tashmë, mund t'i jepte përgjigje Sulltanit: "Sulltan i nderuar! Më patët pyetur për muridët e mi të vërtetë, ashtu që të mos u mirrja taksat. Muridët e mi të vërtetë, janë tri veta, dy burra dhe një grua."



## ALLAHU E MBRON ATË QË RUHET NGA HARAMI

Shahruhu (shek. XV), ishte prej bijve të sulltanit të famshëm, Timurit, kaloi në front pas babait të tij. Ashtu si i ati, ishte një prijës që i jepte vlerë dijes, fetar, i butë dhe i sjellshëm. Kënaqej nga kuvendet e të diturve. Njëri prej dijetarëve të afërt të Shahruhut, ishte Nimetullah Efendi, që ishte evlija. Ai kishte një fjalë që e thoshte gjithmonë: "Allahu e mbron atë që ruhet nga harami." (Domethënë, dëshironte të thoshte se, nëse besimtari ruhet nga haramet, Allahu nuk e lë atë të bjerë në haram.)

Këtë fjalë e përsëriste shpesh dhe me të synonte të paralajmëronte sulltanin dhe burrat e shtetit. Ndërsa Shahruhu mendonte se kjo nuk është e mundur gjithmonë, kështu që njeriu, nganjëherë mund të bjerë në haram edhe pa e ditur.

Një ditë, Shahruhu shtroi një gosti në sarajin e tij, veçanërisht për të nderuar Nimetullah Efendiun. Të ftuarit u ulën në sofër me në krye sulltanin dhe Nimetullah Efendiun. Ushqimi kryesor ishte një qengj i pjekur në hell, i skuqur si qelibar. Edhe Nimetullah Efendiu po hante plot oreks si gjithë të tjerët. Përgjatë ushqimit vazhdimisht thoshte: "Allahu e mbron atë që ruhet nga harami." Ndërsa sulltani dhe oborrtarët e tij, qeshnin nën hundë. Së fundi, ushqimi mbaroi. Shahruhu e pyeti Nimetullah Efendiun:

-A e mbron Allahu gjithmonë dhe në çdo situatë atë që ruhet nga harami?



-Po, e ruan. Atë që ruhet nga harami, Allahu nuk e lë të bjerë në haram.

-Por ty nuk të mbrojti nga harami. Edhe ti hëngre haram bashkë me ne.

-Jo, unë nuk hëngra haram. Ju jeni ata që hëngrët haram.

-Mos u lodh kot i nderuar, sepse qengjin që hëngrëm në sofër, e patën vjedhur njerëzit e mi. Domethënë, ishte mall i vjedhur...

-Mund të jetë siç thatë ju, por ai ishte haram për ju. Për mua ishte hallall.

Sulltani shfryu dhe i tha:

-Si mund të jetë kështu, i nderuar? Si mund të jetë haram për ne dhe hallall për ty një qengj i vjedhur?

Nimetullah Efendiu shtoi:

-Nëse nuk më besoni, gjejeni të zotin e qengjit dhe pyeteni!..

Njerëzit e sulltanit, me të vërtetë e gjetën të zotin e qengjit që kishin vjedhur. I zoti i qengjit ishte një grua e moshuar. Asaj i thanë se i kishin vjedhur qengjin, e kishin pjekur, e kishin ngrënë dhe se dëshironin t'i jepnin pagesën për të. Gruaja e moshuar refuzoi t'i merrte paratë dhe i mallkoi ata. Pastaj u tha: "Unë nuk e pata rritur atë qengj për ta shitur, por për t'ia dhënë një njeriu të begatë në këtë vend, i cili quhet Nimetullah Efendi."



# KJO ËSHTË MASA MBROJTËSE E VËRTETË

Shehu Vefa, i cili mori emrin nga lagjja Vefa në Stamboll, ishte prej dijetarëve dhe evlijave të mëdhenj të kohës së Sulltan Fatih Mehmetit. Ai ishte një prijës shpirtëror i asaj kohe, si Akshemseddini dhe Molla Gyrani. Djali i vogël i këtij zotërie të madh, kishte një zakon të keq. Ai shponte me hunjë, që kishin gozhdë në majë, enët e mbartësve të ujit të pijshëm me të cilat mbartnin ujë për shtëpitë në atë periudhë.

Enët e ujit, që ishin të bëra nga lëkura të kafshëve shtëpiake, ishin objekte që shpoheshin lehtë sapo të prekeshin me diçka të mprehtë. Ja pra, edhe djali i Sheh Vefasë, pikërisht këtë gjë bënte. Bartësit e ujit duruan për një kohë duke menduar se kjo situatë nuk do zgjaste shumë, ngaqë ai ishte biri i një dijetari të fesë. Më vonë e kuptuan se ai nuk hiqte dorë nga ky zakon i keq. Për këtë arsye, shkuan te Shehu Vefa dhe u ankuan. Kur Vefa e dëgjoi këtë, u habit shumë.

"Si mund të bëjë diçka të tillë një fëmijë i edukuar me kaq kujdes e përkushtim dhe i mbajtur larg haramit?"

Shehu Vefa u tha mbartësve të ujit: "Në rregull. Çështja u kuptua qartë. Sigurisht se atij do t'i jepet mësimi i duhur. Po ashtu, do t'ju paguhet edhe dëmi që ju ka bërë. Së pari e filloi punën nga vetja e tij duke menduar: "Vallë, a i kam dhënë gjë haram këtij fëmije, qoftë edhe pa vetëdije?" Mendoi gjatë, por nuk gjeti gjë. Ai pyeti bashkë-

shorten e tij: "A ke ngrënë ndonjë gjë haram, kur ke qenë shtatzënë me këtë fëmijë apo kur e ke ushqyer me gji? Mendohu shumë mirë dhe më njofto, përndryshe biri ynë do të ketë një fund të keq." Bashkëshortja e tij u mendua shumë. Ra të flinte dhe në ëndërr pa diçka. Së fundi, iu kujtua një ngjarje. Dhe ishte kjo: "Kur kishte qenë shtatzënë me këtë djalë, kishte shkuar te shtëpia e një fqinje për vizitë. Në një pjatë mbi tavolinë, kishte pasur disa portokalle. Kur i kishte parë, i kishte shkuar mendja për t'i ngrënë, por i kishte ardhur turp për t'i kërkuar. Kur zonja e shtëpisë dilte, herë pas here, jashtë nga dhoma, ajo me gjilpërën që kishte në jakë, ua ngulte portokalleve dhe u pinte lëngun. Këtë ia tregoi shehut. Shehu e këshilloi: "Grua,



menjëherë shko te fqinja, tregoi për çdo gjë që ka ndodhur dhe kërkoji hallallëk!"

Ndërsa vetë, Shehu i thirri të gjithë mbartësit e ujit, u pagoi paratë për të gjitha enët e shpuara dhe u kërkoi hallallëk. Birit të tyre nuk i treguan për ato që kishin ndodhur dhe nuk e kërcënuan me fjalë e tone të ashpra.

Kaloi një kohë e, djali i tyre nuk i shpoi më enët e mbartësve të ujit me shkop që kishte gozhdë në majë.



## AKOMA NUK KA ARDHUR RADHA

Sulltan Mahmud Sebuktekini (gjysma e parë e shek. të XI-të), ishte sulltani më i madh dhe më i zgjuar i Gaznelive, të cilët përbënin shtetin e parë myslimano-turk në histori. I pari që e përdori emrin sulltan në histori, ishte Gazneli Mahmud Sebuktekini. Sulltan Mahmudi, i cili realizoi shtatëmbëdhjetë luftëra për të përhapur Islamin në Indi, takohej me klerikët fetarë dhe shkencëtarët, i vizitonte shpesh dhe planet e tij i bënte sipas këshillave dhe udhëzimeve të tyre.

Një ditë, bashkë me vezirët dhe komandantët e tij, shkoi për të vizituar evlijanë e njohur të asaj kohe, Sheh Ebu'l-Hasen Harakanin. Disa prej burrave të tij, shkuan përpara dhe e lajmëruan Shehun. Sheh Harakani nuk i dha aspak rëndësi këtij lajmi. Madje, nuk lëvizi edhe nga vendi. Sulltani, bashkë me vezirët dhe komandantët, erdhën te dera e tij. Sadriazami (kryeveziri), iu lut: "O dijetar

i madh i fesë! Të paktën, priteni te dera e dhomës suaj këtë sulltan të madh!"

Sheh Harakani nuk e bëri edhe këtë. Veziri bërtiti me të madhe: "O njeri i begatë! A nuk e ke dëgjuar urdhrin e Allahut, i cili thotë në Kuran: "Bindjuni Allahut, Pejgamberit dhe prijësve prej jush!"

Sheh Harakani u përgjigj: "Ne jemi zhytur aq shumë në pjesën "bindjuni Allahut" të ajetit për të cilin fole, saqë akoma nuk i ka ardhur radha Pejgamberit. Lëre më, që t'i bindemi sulltanit..."

Sulltan Mahmudi u mahnit aq shumë nga përgjigjja, saqë edhe vetë u bë njëri prej muridëve të tij. Më pas u larguan duke e respektuar Shehun.



## FLORIRIN KONSIDEROJE ARMIK

Sulltan Mahmudi ishte besimtar, i devotshëm dhe i ditur, por nuk ishte i pashëm në fytyrë. Kjo nuk kishte ndonjë ndikim te ai, por populli donte më shumë një sulltan të hijshëm. Në të vërtetë, kjo ishte ajo që e shqetësonte atë.

Nisur nga kjo, ai pyeti njërin prej evlijave më të mëdhenj të kohës:

-I nderuar! Siç e dini edhe ju, populli do më shumë një sulltan të pashëm. Ndërsa unë, jam i privuar nga bukuria. Por unë dëshiroj që populli im të më dojë. Çfarë më sugjeroni në lidhje me këtë?

Miku i Allahut i dha këtë këshillë:

-Nëse dëshiron të të dojë populli, floririn konsideroje ar-

mik... (Harxhoje atë pa t'u trembur syri, në mënyrë që populli të arrijë lumturinë dhe gëzimin!)



## KALAJA MË REZISTENTE

Alaeddin Kejkubat ishte prej sulltanëve selçukë. Ai urdhëroi të bëheshin kala për mbrojtje në qendra të rëndësishme të vendit, për t'u ruajtur kundër rrezikut Mongol që po përparonte drejt perëndimit. Njërën prej këtyre kalave që kishin përfunduar së ndërtuari, ia treguan Sulltan Veledit (babait të Mevlanës), i cili ishte një dijetar i fesë dhe i shkencës në atë periudhë dhe e pyetën për mendimin e tij. Ai u tha:

-Me të vërtetë, kalaja është shumë madhështore (e fortë dhe rezistuese). Pra, ka fuqi t'i përballojë sulmet e armikut. Por a nuk mendon të urdhërosh ndërtimin e një kalaje që të të mbrojë ty kundër shigjetave të mallkimeve të të dhunuarve dhe viktimave nën udhëheqjen tënde? Kalaja që mund t'u rezistojë shigjetave të mallkimeve të të dhunuarve, nuk mund të bëhet prej gurëve dhe tullave, sepse shigjetat e mallkimeve i shpojnë ato. Ajo kala, mund të ndërtohet vetëm me frikë ndaj Allahut, me drejtësi dhe me mëshirë.



## KUBEJA MË E BUKUR

Një ditë, Muiniddin Pervane, i cili ishte njëri prej miqve të Mevlanës, shkoi te Mevlana dhe i tha se dëshironte të bënte një kube të pashoqe mbi varrin e babait të tij, Sulltan Veledit, i cili njihej si Sulltanu'l-Ulema dhe e pyeti nëse i jepte

leje apo jo për këtë. Mevlana i tha:

"Me të vërtetë, shumë bukur. Ti mund të bësh një kube të pashoqe, por asnjë kube, nuk mund të jetë më e bukur dhe më e lartë se kubeja e qiellit, e cila është kryevepër hyjnore. Prandaj, varri le të ngelë përsëri nën kubenë, e cila është vepër e Allahut."



## DIETA E BURRIT

Një ditë, mistikut të madh, Haxhi Veli Bektashit, muridët e tij i thanë: "Edhe ne dëshirojmë të hyjmë bashkë me ty në erbainë (dietë dyzet ditore për të edukuar egon)". Haxhi Veli Bektashi i pyeti: 'Dëshironi të hyni në dietën e burrit apo atë të gruas?"

Pasi muridët nuk kuptuan gjë nga kjo, ai ua shpjegoi: "Nëse dëshironi, mbajmë dietë dyzet ditë pa ngrënë asnjë gjë. Kjo është dieta e gruas. Nëse dëshironi, le të hamë mish me kripë për dyzet ditë dhe të mos pimë ujë. Kjo është dieta e burrit."

Muridët kërkuan ndjesë dhe i thanë: "I nderuar! Ne nuk mund t'i rezistojmë kësaj të dytës."



## TË FRIKËSUARIT NGA MBURRJA

Padishahu i madh Turk, Sulltan Javuz Selimi, megjithëse ishte një prijës i ashpër dhe që përdorte dhunën kur ishte e nevojshme, fetaria dhe besnikëria që kishte ndaj Allahut Teala dhe të Dërguarit të Allahut (a.s.), i linte prapa shu-

më të tjerë që pandehnin se ishin pretendues në këtë çështje. Pasi e çliroi Sirinë, Egjiptin dhe shkatërroi sistemin që prodhonte robëri, mori titullin halifi i amaneteve të shenjta dhe i myslimanëve.

Tashmë hytbet nëpër xhamia mbaheshin në emër të Sulltan Javuz Selimit dhe atë e quanin "Hakimu'l-Haramejn", domethënë, udhëheqësi i Mekës dhe Medines. Sulltan Javuz Selimi e shikonte si të pa përshtatshëm me respektin ndaj amaneteve të shenjta shprehjen "Hakimu'l-Haramejn". Për këtë arsye, e ndërroi në "Hadimu'l-Haramejn", domethënë, shërbëtori i Mekës dhe Medines. Ja pra, Javuz Sulltan Selimi, kishte kaq shumë respekt për gjërat që fetarisht ishin të shenjta.

Sulltan Javuz Selimi u sëmur nga një sëmundje vrasëse e asaj kohe, e cila quhet "plasje". Në një moment kur ai po dergjej në shtrat për shkak të kësaj sëmundjeje, Hasan Xhani, i cili ishte miku i kuvendeve fetare i Sulltan Javuz Selimit, për t'i treguar se tashmë nuk kishin ngelur shumë gjëra për të bërë, i tha: "I nderuar! Tashmë është koha për të qenë bashkë me Allahun." Sulltani i madh e kundërshtoi: "Me kë ke pandehur se kemi qenë deri tani, o Hasan Xhan?"

Ja pra, ky Sulltan i madh, në kthim nga lufta e Sirisë dhe Egjiptit që zgjatën dy vjet, që u bënë skenë e shumë betejave të rëndësishme dhe që korrën fitore dhe suksese të mëdha, në kohën e ikindisë, arriti në Yskydarin e sotshëm. Të gjithë bejlerëve dhe pashallarëve u dha urdhër të qëndronin në Yskydar deri në mbrëmje. Ndërsa në anën tjetër, do kalonin pasi të binte muzgu i mbrëmjes.

Disa prej autoritarëve, gjetën guximin për të pyetur se përse ishte e nevojshme të prisnin natën, ndërkohë që ishte më e përshtatshme për të kaluar ditën. Ndërsa padishahu shfaqi madhështinë e tij duke u bërë shpjegimin e duhur:

"Ne po kthehemi me një famë, nder dhe fitore që bëri jehonë në të gjithë botën. Nëse kalojmë ditën në Stamboll, populli do na bëjë pritje të madhe dhe manifestime. Kjo mund ta shpie në mburrje egon time. Unë i kërkoj mbrojtje Allahut prej mburrjes. Për këtë arsye, në anën tjetër do kalojmë natën, në mënyrë që të mos ndodhë kjo."



## SHPËTIMI NGA PËRGJEGJËSIA

Dihet se Sulltanit të madh osman, Kanuni Sulltan Sulejmanit, i është dhënë llagapi "Kanuni" për shkak të përpikërisë së tij në çështjen e të drejtave dhe drejtësisë. Ky sulltan i madh, kishte një amanet që dëshironte të kryhej në lidhje me vdekjen e tij.

Ky amanet ishte një sënduk i vogël, domethënë njëzet e pesë centimetër katror, në të cilën askush nuk e dinte se çfarë kishte brenda dhe e cila do të vendosej në varr pranë tij kur të ndërronte jetë. Kanuni Sulltan Sulejmani, të cilit i kaloi jeta në luftë dhe ndërroi jetë në luftë, kur u soll në Stamboll, menjëherë filluan procedurat e varrosjes dhe u kujtua edhe kutia e lënë amanet. Sënduku u nxor dhe u bë gati. Në ceremoninë e xhenazes së sulltanit të madh, sigurisht që gjendeshin të gjithë burrat e shtetit duke filluar që nga kryeveziri e deri te shejhulislami. Ebu's-Suud Efendiut, i cili ishte dijetari më i madh i fesë në atë periudhë dhe shejhulislam, i treguan se Kanuni Sulltan Sulejmani kishte lënë një amanet, me qëllim për të marrë mendimin e tij.

Ebu's-Suud Efendiu u tha: "Një amanet të tillë nuk mund ta kryeni, sepse kjo nuk është e përshtatshme me fenë islame. Nëse shejhulislam Ebu's-Suud Efendiu thoshte diçka,

ajo duhej të zbatohej, sepse ai ishte personi më autoritar i asaj çështjeje. Së fundi, pasi u morën edhe mendime të tjera rreth atij amaneti, u vendos që të mos zbatohej. Sënduku i vogël nuk u vendos në varr. Por vallë, çfarë kishte brenda? Çfarë ishte ajo gjë që sulltani më i madh i botës dëshironte të vendosej në varrin e tij? Të gjithë ishin shumë kureshtarë për këtë.

Meqë ky amanet u vendos të mos mbahej, atëherë sënduku duhej të hapej. Dhe ashtu u bë. Kutia u hap nga di-



kush që ishte i aftë për ta bërë këtë. Por çfarë të shikonin! Sënduku ishte i mbushur plot me fetvatë, domethënë, me përgjigjet që Kanuni Sulltan Sulejmani kishte marrë për pyetjet që i kishte bërë shejhulislamit në lidhje me përputhshmërinë ndaj fesë të punëve që do bënte apo vendimeve që do jepte.

Kanuni Sulltan Sulejmani dëshironte të dilte fytyrëbardhë në audiencën e Allahut Teala dhe të dokumentonte se nuk kishte bërë ndonjë vepër në kundërshtim me pëlqimin e Tij. Dijetari më i madh i asaj periudhe, Ebu's-Suud Efendiu, nuk rezistoi dot pa thënë: "O sulltan i madh! Ti e nxore veten të pastër përpara Allahut. Përgjigjësia ra mbi ne. Tashmë, si do shpëtojmë ne nga kjo."



## NARGJILEJA NË XHAMI

Fytyra më e ndritur e historisë së arkitekturës turke, Mimar Sinani, i cili bëri emër në historinë turko-islame me veprat e tij në perandorinë Osmane, pasi e plotësoi ndërtimin e xhamisë Sulejmanije, që është vepra më e madhe dhe më e mrekullueshmja e tij, e testoi këtë vepër madhështore në disa aspekte. Njëri prej këtyre ishte shpërndarja e zërit në mënyrë të ekuilibruar brenda në xhami dhe dëgjimi i zërit të imamit që lexonte Kuran, në pjesët më të pasme dhe më të ulëta të kësaj faltoreje madhështore. Për këtë arsye, mimar Sinani përdorte nargjilenë. Nargjilenë e vendoste në mihrab dhe e gurgullonte ujin që kishte në të. Në këtë mënyrë, kontrollonte nëse ky gurgullim përhapej apo jo në formë ekuilibruese dhe nëse dëgjohej apo jo qartë në çdo vend të xhamisë.

Njëri prej spiunëve, të cilët nuk mungojnë në asnjë kohë, këtë njeri të madh që populli i Anadollit e njihte për evlija, shkoi dhe e spiunoi te Kanuni Sulltan Sulejmani, duke i thënë: "I nderuar, Mimar Sinani gurgullon nargjile në mihrabin e xhamisë që sapo ka ndërtuar..."

Kanuni Sulltan Sulejmani nuk e besoi. Ai besonte plotësisht se Mimar Sinani ishte një mysliman i sinqertë dhe se nuk mund ta bënte një gjë të tillë. Por qoftë edhe teknikisht, nëse nuk e shtjellonte këtë ngjarje, mund të bëhej shkak për keqkuptime dhe thashetheme. Për këtë arsye, një ditë shkoi në xhami pa lajmëruar. Ndërkohë që po vështronte xhaminë, bëri sikur syri i ra befasisht te nargjileja që ndodhej në mihrab. E pyeti: "Çfarë është kjo? A ke dëgjuar ndonjëherë për ndonjë që ka përdorur nargjile në xhami?" Mimar Sinani iu përgjigj me qetësi dhe duke i besuar vetes: "Zoti na faltë shkëlqesia juaj! Elhamdulillah e kemi aq fetari dhe besim sa të mos pimë nargjile në bejtullah (shtëpinë e Allahut). Atë e kam vënë në mihrab për të kontrolluar ekuilibrin e zërit në xhami duke e gurgulluar ujin. Siç e shikoni edhe ju, në nargjile nuk ka as duhan."

Pasi Kanuni Sulltan Sulejmani e pa se çdo gjë doli siç e pandehte, i vuri dorën në sup Mimar Sinanit në shenjë konfirmimi të asaj që tha dhe u largua nga xhamia.



## MREKULLIA MË E MADHE

Nuk ka dyshim se njëri prej mistikëve më të mëdhenj turq, është Aziz Mahmud Hydaji. Aziz Mahmud Hidaji, tyrbeja e të cilit gjendet në oborrin e xhamisë që mbart emrin e tij në Yskydar, ishte udhërrëfyesi edhe i Sulltan Ahmedit I.

Ai respektohej shumë nga sulltani. Po ashtu edhe ai vetë e donte dhe kishte konsideratë të madhe për udhëheqësin. Ata e vizitonin shpesh njëri-tjetrin. Këta dy njerëz të mëdhenj, pra, njëri dijetar i fesë e i përshpirtshmërisë dhe tjetri udhëheqës i shtetit, nuk mund të qëndronin kohë të gjatë pa i bërë vizitë njëri-tjetrin.

Momentet më të lumtura të Sulltan Ahmedit, ishin çastet kur gjendej me shehun e tij. Kur Aziz Mahmud Hydaji shkonte për të vizituar Sulltan Ahmedin, ai i shërbente vetë këtij kolosi të dijes. Përsëri një ditë tjetër kur Aziz Mahmud Hydaji e vizitoi padishahun në sarajin e Topkapisë, ishte afruar koha e namazit. Aziz Mahmud Hydaji deshi të merrte abdest dhe të përgatitej për namaz.

Menjëherë sulltani urdhëroi që të sillej legeni dhe ibriku. Padishahu e ndihmoi shehun për të marrë abdest duke i hedhur ujë me dorën e tij. Ndërkohë, valide sulltani (nëna e padishahut), po priste me peshqir në dorë, në mënyrë që të fshihej. Në ato momente, valide sulltani mendoi: "Ah sikur ky njeri i bekuar të shfaqte një mrekulli dhe të na hapeshin sytë!"

Ndërkohë që e kishte mbaruar abdestin dhe po merrte peshqirin në dorën e valide sulltanit për t'u fshirë, Aziz Mahmud Hydaji tha: "Njeriu të cilit udhëheqësi i shtetit më të madh në botë i hedh ujë me ibrik floriri dhe nëna e tij i mban peshqirin e thurur me perin më të rrallë, është një rob i zakonshëm dhe i dobët që nuk ka asnjë autoritet. Cila mrekulli mund të jetë më e madhe se kjo?"



# NJË BALTË E VOGËL NUK E NDOT DETIN

Sulltan Ahmedi dhe Aziz Mahmud Hydaji e donin, e respektonin dhe ishin të lidhur aq shumë me njëri-tjetrin, saqë shumë ngjarje që kanë buruar nga kjo dashuri, respekt dhe besnikëri, kanë zënë vend nëpër libra.

Sulltan Ahmedi dëshironte t'i jepte një dhuratë shehut të tij, Aziz Mahmud Hydajit. Nëse udhërrëfyesi i tij do ta pranonte këtë dhuratë, ai do të gëzohej shumë. Një ditë, sulltan Ahmedi mori një dhuratë të përshtatshme dhe ia dërgoi Hazretit Aziz Mahmud Hydajit. Por Shehu, nuk e pranoi. Sigurisht se ky mospranim, nuk kishte kuptimin e ndonjë reagimi kundrejt sulltanit.

Shumë prej të mëdhenjve të vërtetë të fesë, si parim nuk i pranonin dhuratat. Kjo ishte një mënyrë për të shprehur se me çfarë syri e shikonin mallin e kësaj bote njerëzit e mëdhenj dhe se gjërat që konsideroheshin të paarritshme nga të tjerët, për ata nuk kishin asnjë vlerë.

Sulltan Ahmedi, këtë dhuratë që nuk e pranoi shehu i tij, Aziz Mahmud Hydaji, ia dërgoi Abdulmexhid Sivasit, i cili ishte prej të mëdhenjve të përshpirtshmërisë së asaj periudhe. Abdulmexhid Sivasi e pranoi dhuratën. Atij i thanë se padishahu ia kishte dërguar të njëjtën dhuratë edhe Aziz Mahmud Hydajit, por ai nuk e pranoi. Abdulmexhit Sivasi shfaqi një sjellje që u ka hije të mëdhenjve të vërtetë: "Aziz Mahmud Hydaji nuk është sorrë që të pranojë gjëra të shëmtuara..." Edhe Aziz Mahmud Hydajit i thanë: "Dhuratën që nuk e pranuat ju, e pranoi Sheh Abdulmexhit Sivasi." Përgjigja e Sheh Aziz Mahmud Hydajit ishte kjo: "Për atë nuk ka asnjë

problem, sepse ai është një oqean aq i madh, saqë e di se nuk mund ta ndotë pak baltë."



## KOMENTI I LOGJIKSHËM

Miqësia e Hazretit Aziz Mahmud Hydajit me Sulltan Ahmedin I, ka një fillim interesant. Pas një kohë që Sulltan Ahmedi doli në fron, në ëndërr pa se kishte rënë me kurriz në tokë, kur po luftonte me mbretin e Hungarisë dhe se mbreti i kishte hipur sipër.

Kësaj ëndrre të padishahut, qoftë brenda sarajit apo qoftë jashtë tij, askush nuk i bëri dot një koment të logjikshëm. Nisur nga kjo, padishahut i propozuan që të pyeste Aziz Mahmud Hydajin, i cili banonte në Yskydar dhe sapo kishte filluar të bëhej i famshëm, që t'ia komentonte ëndrrën. Sulltan Ahmedi I e shkroi ëndrrën në një letër dhe ia dërgoi Hazretit Aziz Mahmud Hydajit, duke i kërkuar që t'i përgjigjej. Aziz Mahmud Hydaji e priti te dera të dërguarin e udhëheqësit. E mori letrën që kishte në dorë i dërguari dhe akoma pa e lexuar, i dha letrën në të cilën kishte shkruar përgjigjen duke i thënë: "Përgjigja është këtu" – dhe e dërgoi pas.

Aziz Mahmud Hydaji e kishte komentuar kështu ëndrrën e padishahut: "Rënia e njeriut me kurriz në tokë përballë rivalit të tij në ëndërr, tregon se në jetën e vërtetë do ta mposhtë atë. Kurrizi është vendi më rezistent i njeriut. Ndërsa toka, është mbështetësi më i fortë. Kur të bashkohen këta të dy, lind një fuqi. Shkurtimisht, kjo ëndërr simbolizon mposhtjen e kundërshtarit."

Sulltan Ahmedi ndjeu një dashuri dhe afrimitet në zemër ndaj Sheh Aziz Mahmud Hydajit, i cili bëri këtë koment

të logjikshëm dhe përgëzues. Ja pra, kjo dashuri dhe afrimitet, ishin fillimi i një miqësie të madhe.



## SELAMI I TË DËRGUARIT TË ALLAHUT

Hekimogllu Ali Pasha, i cili ishte prej sadriazamëve të Sulltan Osmanit të III-të (koha e udhëheqjes ndërmjet viteve 1754-57), ishte një burrë shteti i suksesshëm e i aftë dhe një njeri shumë fetar. Në kohën e Hekimogllu Ali Pashës, një tregtar kishte falimentuar, e kishte humbur të gjithë mallin e pasurinë e tij dhe mbi të gjitha kishte hyrë në borxh. Dyert e të gjithë miqve që kishte shkuar për të kërkuar ndihmë për shkak të situatës së vështirë, i ishin mbyllur në fytyrë, siç u ndodh të gjithëve në këtë situatë.

Ndërkohë që tregtari vazhdonte të ishte në këtë gjendje kritike, një natë, pa në ëndërr të Dërguarin e Allahut (a.s.) dhe i kërkoi ndihmë e mbështetje Atij. Pejgamberi i kishte thënë: "Shko te robi i dashur i Allahut, Ali Pasha, jepi selam nga unë dhe i thuaj të të japë njëqind florinj." Tregtari tha: "O i Dërguari i Allahut! Unë ia çoj selamin tuaj Ali Pashës dhe mund t'i them që ju keni urdhëruar të më japë njëqind florinj, por nuk do më besojë."

Pejgamberi (a.s.), i tha: "Unë do të të japë diçka, në mënyrë që ai të të besojë. Ali Pasha më dërgon njëqind salavate për çdo mbrëmje, por mbrëmjen e së enjtes së kaluar, nuk mi dërgoi. Nëse ia thua këtë, do të të besojë."

Kur zbardhi drita, tregtari menjëherë shkoi te Hekimogllu Ali Pasha. I tregoi ëndrrën që kishte parë. Ali Pasha nuk deshi t'i besonte dhe e pyeti: "Përse i Dërguari i Allahut nuk më thotë mua, por të thotë ty?"

Tregtari i tregoi për çështjen e salavateve që i kishte thë-

në Pejgamberi: "I nderuar! Unë i thashë Pejgamberit se ju nuk do më besonit mua. Prandaj Ai më ka treguar diçka. Ju i paskeni çuar njëqind salavate çdo natë të Dërguarit të Allahut (a.s.), por mbrëmjen e së enjtes së kaluar, nuk i keni dërguar." Hekimogllu Ali Pasha u mendua dhe iu kujtua se atë natë, me të vërtetë nuk i pati dërguar salavate Pejgamberit. Nisur nga kjo, tregtarit i tha: "Mirë, por përsërite edhe një herë atë që të ka thënë i Dërguari i Allahut!" Tregtari i tregoi përsëri: "Jepi selam Ali Pashës nga Unë dhe i thuaj të të japë 100 florinj!" Ali Pasha e bëri atë ta thoshte shtatë herë duke i thënë: "Përsërite edhe një herë!" Tregtari pandehu se Ali Pasha po tallej me të dhe e preu shpresën për paratë. Por Ali Pasha i tha: "Unë do të të jap 100 florinj për çdo selam të të Dërguarit të Allahut. Unë të urdhërova shtatë herë që ta përsërisësh, prandaj do të të jap shtatëqind florinj."

Dhe me të vërtetë, ia dha shtatëqind florinjtë.



## NJË SALLTANAT QË...

Çdokush që banon në Stamboll, e di që në këtë megaqytet, gjendet një lagje e cila quhet Laleli. Në këtë lagje, gjendet edhe një xhami historike që mbart të njëjtin emër. Në lidhje me këtë lagje dhe xhami, tregohet një histori interesante, e cila nis kështu:

`Xhaminë e lagjes Laleli, e ka ndërtuar Sulltan Mustafai III (udhëheqja e të cilit ka qenë ndërmjet viteve 1757 – 74.). Kur Sulltan Mustafai urdhëroi për ndërtimin e kësaj xhamie, dëgjoi se në këtë lagje banonte një dijetar i madh i fesë që quhej Laleli Baba, i cili ishte një udhërrëfyes i vërtetë dhe thoshte fjalë plot urtësi. Në thellësi të zemrës, ndjeu

dëshirën për t'u takuar dhe për të biseduar me këtë dijetar të madh.

Një ditë, kur erdhi për të kontrolluar ndërtimin e xhamisë, u shpreh se dëshironte të takohej me Laleli Babanë. Menjëherë i dërguan lajm Laleli Babait dhe i thanë se padishahu dëshiron t'ju vizitojë. Edhe ai e pranoi këtë vizitë. Me të vërtetë, padishahut i la mbresa të mira kuvendi me Laleli Babanë. Në thellësitë e zemrës, përsëri ndjeu dëshirën për t'u takuar më shpesh me Laleli Babanë. Në momentin kur do largohej, këtij kolosi të fesë i bëri një pyetje: "I nderuar! Vallë, cila është gjëja më e bukur në këtë botë?

Laleli Babai iu përgjigj: "Gjëja më e vlefshme në këtë botë, është kryerja e nevojës pa ndonjë vështirësi pasi të hash dhe të pish."

Sulltanit nuk i pëlqeu edhe aq shumë kjo përgjigje. Ai s'po u besonte dot veshëve që këtë përgjigje e dëgjoi nga një dijetar i madh i fesë, i cili ndikonte tek të gjithë me bisedat e tij magjepsëse. Madje, këtë përgjigje e konsideroi si të paedukatë. Pas kësaj, nuk u fol asgjë tjetër dhe sulltani u kthye në saraj bashkë me ndihmësit e tij.

Të nesërmen, padishahun e kap një sëmundje e rëndë kapsllëku. Në asnjë lloj mënyre nuk po rehatohej dot. Të gjithë mjekët e sarajit dhe ndihmësit e tyre u përpoqën për ta shëruar, u përdorën të gjitha ilaçet dhe metodat e njohura, por nuk dhanë asnjë rezultat pozitiv. Padishahu po përpëlitej. Së fundi, dikujt i erdhi diçka në mendje.

A nuk do të shpëtonte sulltani nga ky hall i madh me ndihmën e Laleli Babasë, nëse ai lajmërohet? Faktikisht nuk kishte ngelur rrugë tjetër për t'u provuar. Këtë mendim ia treguan padishahut. Sulltani tha: "Le të bëhet çfarëdo të jetë e nevojshme!" Menjëherë shkuan te Laleli Baba. E morën

atë dhe e sollën në saraj. Sulltani po përpëlitej sikur të kishte dhimbjet e një gruaje që po lind. Laleli Babait iu përgjërua: "Të lutem më ndihmo!" Laleli Baba i tha: "Nuk është kaq e lehtë. Çfarë do më jepni si shpërblim?" Sulltani iu përgjigj: "Do të të dhuroj xhaminë që po ndërtoj në lagjen tënde." "Nuk mjafton." – i tha Laleli Baba.

Sulltan Mustafai shtoi edhe shumë gjëra të tjera, por Laleli, në asnjë mënyrë nuk thoshte mjafton. Më së fundi, e nxori atë që donte të thoshte: "Unë mund të lutem për ty. Nëse do Allahu, do të shpëtosh nga ky hall, por si shpërblim për këtë, dua salltanatin (padishahllëkun, udhëheqjen)." Padishahu nuk donte të pranonte, por nuk kishte rrugëzgjidhje tjetër.



Sulltan Mustafai i tha: "Në rregull, edhe ai le të jetë i yti." Laleli Baba bëri lutje, i fërkoi kurrizin dhe i tha: "Shko se me lejen e Allahut, do të shpëtosh." Padishahu shpëtoi me të vërtetë. Shpëtoi, por edhe salltanati i iku nga dora. Gëzimi që ndjente prej shërimit, e linte në hije pikëllimin e humbjes së salltanatit. Laleli Baba e pa gjendjen e padishahut dhe i tha: "Një salltanat që ndërrohet me kryerjen e nevojës! Një salltanat aq i lirë saqë nuk më duhet. Prandaj merre! Përsëri le të jetë i yti!"



## ELHAMDULILLAH JEMI MYSLIMANË...

Imam Shamili, i cili përkujtohet me llagapin shqiponja e Kaukazit, ishte një lider dhe një hero që luftoi për vite të tëra me një grusht burrash sakrifikues e të sinqertë për pavarësinë e Kaukazit kundër ushtrive të sofistikuara të Rusisë së Carit.

Më së fundi, ai u mposht kundër ushtrive të Rusisë së Carit që posedonin çdo gjë dhe u kap rob, por Cari i Rusisë, për shkak të trimërisë dhe heroizmit të tij, nuk e priti atë si një rob lufte, por si një mysafir.

Mbi të gjitha, ai shtroi edhe një gosti në sarajin e tij për Shejh Shamilin. Ndërkohë që vazhdonte ngrënia e ushqimit, Cari tentoi t'ia ndërpriste oreksin Imam Shamilit në një formë lënduese dhe tha: "Ky njeri do më hajë edhe mua." Shejh Shamili nuk u prek nga kjo fjalë. Këtij rusi lëndues që nuk hezitonte ta lëndonte mysafirin, pa iu trembur syri i tha: "Elhamdulillah ne jemi myslimanë, nuk e hamë mishin e derrit."



# FUNDI I ALKOOLISTIT

Në një qytezë të vogël, në të cilën të gjithë e njihnin njëri-tjetrin, jetonte një alkoolist. Shumicën e ditëve dhe të netëve, e kalonte në mejhanen e qytezës. Shtëpinë, punën, gruan dhe fëmijët, i kishte harruar prej shumë kohësh. Për këtë arsye, të gjithë ndjenin antipati për të. Askush nuk fliste me të dhe nuk i jepte selam.

Një ditë prej ditësh, ndërkohë që vazhdonte në këtë gjendje, i erdhi vdekja. Pakënaqësia që ndihej ndaj tij kur ishte gjallë, vazhdoi të ndihej edhe pas vdekjes së tij. Kjo ndihej aq shumë, saqë askush nuk doli për t'i falur namazin e xhenazes. Xhenazja e tij ngeli në mes të rrugës. Bashkëshortja e alkoolistit, e futi trupin e tij të pajetë në një kosh, e vuri në kurriz dhe e çoi për ta varrosur te një çoban, i cili jetonte në atë vend dhe njihej për mirësi.

Çobani hapi një gropë dhe e varrosi të vdekurin. Të gjithë mendonin se ai do shkonte në xhehenem. Kaloi një kohë e gjatë. Njëri prej të mëdhenjve të atij vendi, e pa në ëndërr alkoolistin në xhenet. Ai nuk i dha shumë rëndësi ëndrrës, duke menduar se në ëndërr shikohet çdo gjë. Por ja që çdo natë, filloi të shihte të njëjtën ëndërr.

Menjëherë shkoi te imami dhe i tregoi për atë që kishte parë. Imami i tha se edhe ai vetë kishte shumë kohë që e shihte këtë ëndërr. Nisur nga kjo, menduan të shkonin te çobani që e kishte varrosur këtë burrë, ta pyesnin se si e kishte varrosur dhe se çfarë i kishte thënë pas varrimit. Të dy bashkë shkuan te çobani. Pasi i dhanë selam, menjëherë hynë në temë.

-Para ca kohësh, një grua të ka sjellë një xhenaze për

ta varrosur. Si e ke varrosur ti atë? Çfarë ke thënë kur e ke varrosur?

-Për Zotin, unë s'po e kuptoj kureshtjen tuaj. Siç e dini, unë jam një njeri që s'kam shumë njohuri. Hapa një gropë, e vendosa xhenazen brenda dhe e mbulova me dhe.

-A nuk the ndonjë gjë kur po e varrosje? Ndonjë lutje apo ndonjë gjë tjetër?

-Unë nuk di shumë lutje. Vetëm këtë kam thënë: "O Zot! Deri më tani më ke dërguar shumë mysafirë. Të gjithë jam përpjekur t'i respektoj, ngaqë ishin mysafirët e Tu dhe për të fituar pëlqimin Tënd. Një herë, po të dërgoj edhe unë Ty një mysafir. Edhe Ti nderoje atë, siç të ka hije Ty!.."



## NDERSHMËRIA E PRANUAR

Njëri prej dy vëllezërve që kishin vendosur me njëri-tjetrin për të përparuar në rrugë të Allahut Teala, mendoi se këtë qëllim mund ta arrinte vetëm në një vend të hapur dhe për këtë arsye, shkoi në majë të një mali dhe filloi të ruajë bagëtitë.

Ndërsa vëllai tjetër, mendoi se realizimi i këtij qëllimi në një vend në të cilin jetojnë njerëzit, krahas gjithë vështirësive që shkaktojnë ata, është më i drejtë dhe ka më shumë sevape. Në këtë mënyrë, shkoi në qytet dhe u bë këpucar.

Kaluan shumë vite. Të dy vëllezërit e mbajtën fjalën e dhënë. Ata përparuan shumë në rrugë të Allahut të Lartësuar duke qenë të ndershëm në punët e tyre, të sinqertë në ibadetet e tyre dhe duke u larguar nga haramet. Tash-

më, të gjithë e dinin dhe e besonin se këta dy vëllezër ishin prej robërve të dashur të Allahut. Ndërkohë që ishin në këtë gjendje të lartë, një ditë, vëllai që ishte çoban, deshi të vizitonte vëllain tjetër që ndodhej në qytet.

Ai hodhi disa litra qumësht në një torbë prej cope dhe mori rrugën për në qytet. E gjeti dyqanin e vëllait të tij, hyri brenda dhe pasi i dha selam, e vari në një çengel torbën me qumësht që kishte në dorë. Pasi të dy vëllezërit u përqafuan me plot mall, hynë në një bisedë të thellë. Në ato momente, në dyqan erdhi një grua. Ajo donte të rregullonte takën e këpucës që pothuajse po i këputej.

Kur gruaja e nxori dhe e veshi këpucën e saj, vëllait çoban që po e shikonte, iu prish zemra. Qumështi që qëndronte në torbën prej cope si një shenjë mrekullie deri në atë çast, filloi të pikonte. Pasi gruaja mbaroi punë dhe u largua, vëllai këpucar gjeti rastin më të mirë për t'ia shpjeguar vëllait çoban një të vërtetë të rëndësishme: "O vëlla! Qoftë nga këndvështrimi fetar apo qoftë nga aspekti i kësaj bote, është e lehtë të jetosh larg njerëzve. Në një jetë të zhveshur prej njerëzve, nuk ka rrezik për të hyrë në mëkat. Kështu që përparohet më lehtë në rrugë të Allahut, por e rëndësishme është që të jesh i drejtë ndërkohë që mban lidhje të forta me njerëzit dhe të mos biesh në mëkat edhe pse shoqëria ta mundëson këtë. Kjo është ndershmëria e pranuar te Allahu."



# ECI NË RRUGËN QË E DI SI TË VËRTETË

Një herë, një student i zgjuar universiteti dhe aktiv, pa në ëndërr se profesori i tij, të cilin e donte shumë, prej të cilit frymëzohej dhe me të cilin ishte i lidhur, gjendej në xhehenem. Kur e pa këtë ëndërr për herë të parë, nuk i dha shumë rëndësi duke menduar se ishte një ëndërr e zakonshme, por kur e pa disa herë njëra pas tjetrës, e komentoi si një ëndërr të vërtetë dhe u brengos. Brengosja e tij ishte aq e madhe, saqë vihej re edhe nga të tjerët. Si gjithë të tjerët, edhe profesori i tij e pa këtë dhe e pyeti:

"Bir, çfarë ke? Fytyra nuk të qesh aspak këto ditët e fundit!"

Edhe pse djaloshi në fillim nuk deshi t'i tregonte dhe u përpoq ta anashkalonte këtë bisedë, u detyrua ta shpjegonte pasi profesori i tij këmbënguli shumë: "Profesor! U bënë disa herë që në ëndërr të shoh në xhehenem. Unë brengosem shumë për këtë."

Profesori tha këto fjalë, që ishin mësim për studentin e tij dhe për të gjithë: "Bir! Ëndrrën që ke parë ti, u bënë dyzet vjet që e shoh, por prapë se prapë nuk i kam humbur shpresat dhe nuk i dal kundër Zotit. Vazhdoj të eci në rrugën që e di si të vërtetë dhe përpiqem ta kryej pa mangësi ibadetin ndaj Allahut. Kjo është ajo që më takon të bëj. Ndërsa të tjerat janë gjëra që i di vetëm Allahu."



# VENDI NË TË CILIN NUK TË SHIKON ASKUSH...

Dikur, një mësues e donte më shumë dhe e vlerësonte njërin prej nxënësve të tij, për shkak të zgjuarsisë dhe mirëkuptimit që kishte. Këtë dashuri dhe vlerësim të mësuesit, e kishin kuptuar edhe nxënësit e tjerë dhe për këtë arsye, ishin bërë shumë xhelozë. Ata filluan të flisnin ndërmjet tyre: "Përse mësuesi interesohet dhe i afrohet vetëm këtij nxënësi? Ai është i vetmi nxënës i zgjuar dhe i aftë ndërmjet nesh?.."

Një ditë, kur mësuesi erdhi në mësim, solli me vete aq zogj sa kishte edhe nxënës. Secilit prej nesh i dha nga një zog. Pastaj u tha: "Ejani fëmijë, shkoni dhe i therni këta zogj në një vend që nuk ju sheh askush dhe pastaj sillini këtu. Edhe një herë po ju them se nuk duhet t'ju shohë askush." Nxënësit u shpërndanë në të djathtë dhe në të majtë. Pas një kohe të shkurtër, nxënësit i therën zogjtë dhe filluan të ktheheshin. Disa prej tyre lavdëroheshin duke thënë: "Unë e thera në filan vend. Askush nuk më pa..." Edhe mësuesi u thoshte "të lumtë" atyre që lavdëroheshin në këtë mënyrë. Pas pak, të gjithë nxënësit u kthyen me zogj të therur. Më në fund, erdhi nxënësi që e donte mësuesi. Mbi të gjitha, ai nuk e kishte therur zogun. Mësuesi e pyeti:

-Përse nuk e ke therur zogun? Shikoji shokët e tu! Ata të gjithë i kanë therur. Apo nuk gjete dot ndonjë vend ku nuk të shikonte dot ndonjë?

-Po mësues, edhe unë mund të gjeja një vend në të cilin nuk mund të më shikonin njerëzit, por nuk gjeta dot ndonjë vend në të cilin nuk më shikonte Allahu. Për këtë arsye, u ktheva pa e therur zogun.

Kjo përgjigje i la të gjithë nxënësit me gojë hapur. Ata e kuptuan se xhelozia e tyre ishte e paarsyeshme. Të gjithë e dinin se nuk ka vend në të cilin nuk shikon Allahu, por e rëndësishme është që të mos e nxjerrësh nga mendja. Pas kësaj ngjarjeje, e kuptuan ndryshimin e shokut të tyre dhe i dhanë të drejtë mësuesit për dashurinë që ndjente ndaj tij.



## KOHA E CAKTUAR E BORXHIT

Një vezir zemërmirë, u jepte të varfërve dhe nevojtarëve para borxh nga thesari i shtetit. Kur ata që merrnin borxh, e pyesnin: "Kur do t'i paguajmë këto borxhe?" Ai përgjigjej: "Do t'i paguani, kur të vdesë padishahu."

Dikush që e dëgjoi këtë gjë, shkoi te padishahu dhe e nxiti duke i thënë: "I nderuar! Veziri juaj po u jep borxhe nevojtarëve nga thesari i shtetit tuaj, ndërsa kohën e kthimit të borxheve, e ka lidhur me vdekjen tuaj. Domethënë se ai ka qëllim të keq me këtë, pra, dëshiron që ju të vdisni një çast e më parë. Kur ju të ndërroni jetë, paratë do t'i marrë për vete..."

Kjo nxitje, ia prishi zemrën padishahut ndaj vezirit. Padishahu urdhëroi që t'ia sillnin vezirin në pallatin e tij. Kur veziri u paraqit, padishahu e pyeti nëse ishin apo jo të vërteta ato që thuhen dhe se cili ishte qëllimi i tij. Veziri nuk ishte një

vezir i zakonshëm. Përveç detyrës së tij, ai dinte edhe disa sekrete të tjera që kishte dobi prej tyre në kohën e duhur. Ai bëri këtë shpjegim, që ia qetësoi dhe rehatoi zemrën padishahut: "Padishah i nderuar! Ato qo thuhen, janë të vërteta. Unë u jap borxhe nevojtarëve nga thesari dhe kohën e kthimit të tyre e kam lidhur me vdekjen tuaj. Por këtë nuk e bëj ngaqë dua të vdisni, përkundrazi, e bëj ngaqë dëshiroj të jetoni sa më shumë. Siç e dini, çdo njeriu që merr borxh, i duket e shkurtër koha e kthimit të borxhit. Ai shikon kohën dhe vazhdimisht lutet që të vijë sa më ngadalë. Kjo do të thotë se ata që do kthejnë borxhin kur të vdisni ju, do të luten që ju të mos vdisni, në mënyrë që të mos vijë koha për të kthyer borxhin. Njëra prej lutjeve më të pranuara te Zoti, është lutja e robërve që kanë borxhe. Prandaj, qëllimi im ishte jetëgjatësia, shëndeti dhe mirëqenia juaj."



## BURRËRIA

Njëri prej dijetarëve të mëdhenj të së kaluarës, ishte kthyer nga një udhëtim, i lodhur dhe i rraskapitur. Kësaj gjendjeje i ishte shtuar edhe pesha e djersës dhe papastërtisë. Puna e parë që bëri ky dijetar kur arriti në vendin dhe shtëpinë e tij, ishte shkuarja në hamam për të shpëtuar nga papastërtia dhe djersa që e shqetësonin më së shumti. Personi që e lau atë në hamam, ishte një njeri i pasjellshëm.

Në vend që t'i mbante në ujë papastërtitë që e mbushnin plot qesen e larjes, i mblidhte përpara dijetarit sikur donte t'i thoshte: "Sa i papastër që je!" Ndërkohë

që vazhdonte punën, larësi e dëgjoi se njeriu që po lante, ishte një dijetar i madh. Për këtë arsye e pyeti: "I nderuar! A mund të më thoni qartazi se çfarë është burrëria, meqë jeni një dijetar i madh?" Dijetari i madh që po lahej, kapi mundësinë për t'i dhënë një mësim këtij larësi në hamam. I tha: *"Burrëri do të thotë të mos ia thuash në fytyrë gabimet dhe mangësitë askujt dhe të mos ia vendosësh përpara papastërtitë."*



## AJO QË KA NDRYSHUAR ËSHTË ZEMRA JUAJ

Një padishah kishte dalë për shëtitje në një qendër banimi afër kryeqytetit, duke marrë me vete disa vezirë dhe burra të tjerë shteti.

Pasi u larguan nga kryeqyteti dhe bënë disa orë rrugë, u ndaluan për të pushuar buzë një bahçeje shegësh që ishte pranë rrugës. Shegët e pjekura dhe të ëmbla, ia hapnin oreksin njeriut. Padishahu e thirri burrin e moshuar që po punonte brenda në bahçe dhe e pyeti:

-E kujt është kjo bahçe e bukur shegësh?

-Kjo bahçe shegësh është e imja, i nderuar. Më ka ngelur trashëgimi nga babai.

-A ke fëmijë?

-Zoti nuk na ka dhënë fëmijë, i nderuar.

-Unë jam padishahu i këtij vendi. A mund të na shtrydhësh lëng shege që ta pimë?..

I moshuari tha: "Patjetër." Menjëherë shkoi në koliben e

bahçes dhe solli një tas të pastër. Këputi dy shegë nga pema që kishte më afër dhe i shtrydhi. Dy shegët e mbushën tasin plot. Padishahu e piu dhe i pëlqeu shumë.

Në të gjithë trupin e padishahut, u përhap një ndjenjë rehatie dhe qetësie. Bujku i moshuar, u dha lëng shege të gjithëve me radhë që ishin me padishahun.

Padishahu dhe burrat e tij, me fuqinë që morën nga lëngu i shegës, e përshëndetën të moshuarin dhe nisën rrugën. Në rrugë, shejtani filloi t'ia përzinte mendjen padishahut. Për këtë arsye, padishahu mendoi: "Meqë këta dy bashkëshortë të moshuar nuk kanë trashëgimtarë dhe vdekjen pothuajse e kanë të afërt, çfarë kanë për ta bërë këtë bahçe të bukur shegësh? Po u jap disa para si pagesë dhe po ua marr këtë bahçe."

Kur padishahu dhe burrat e tij u kthyen pas në mbrëmje, përsëri u ndalën pranë së njëjtës bahçe. Padishahu i kërkoi të moshuarit që t'i jepte edhe një tas me lëng shege. Bujku i moshuar, edhe pse nuk e bëri me gjithë zemër e shpirt si në mëngjes, e mbushi një tas me lëng shege dhe ia dha padishahut. Por padishahu këtë radhë nuk e pëlqeu shumë shijen e lëngut të shegës. Ai nuk i ngjante aspak lëngut që pati pirë në mëngjes. E pyeti:

-I nderuar! Çfarë ndodhi kështu? A nuk është ky lëng shege i njëjtë me lëngun e shegës që kam pirë në mëngjes? Ky nuk qenka aspak i shijshëm...

-I njëjti lëng është bir. Në të vërtetë, nuk ka ndryshuar shija e tij. Ajo që ka ndryshuar është zemra juaj. Ju doni të uzurponi mallin e shtetasve tuaj. Për këtë arsye, ndryshoi shija e shegëve.



# TË MENDOSH PËR MIRËSI, KA SEVAP SIKUR TA BËSH ATË

Uria e bukës, që u shfaq në kohën e njërit prej pejgamberëve të kaluar, i kishte vënë njerëzit në pozita të vështira. Ajo ishte aq e madhe, saqë gjetja e një kafshate buke, i gëzonte njerëzit më shumë se gjetja e një torbe me florinj. Uria në të cilën gjendeshin njerëzit, ua copëtonte zemrat njerëzve të mëshirshëm.



Një dervish i varfër që jetonte aty, përgjatë një udhëtimi që bëri në shkretëtirë, rastisi në një kodër rëre si mal. Ndaloi para kodrës së rërës dhe tha në vetvete: "O Zot! Ah sikur kjo kodër të mos ishte formuar nga rëra, por nga mielli, në mënyrë që t'ua shpërndaja me plot dëshirë dhe bujari njerëzve të uritur..."

Këtë e tha me aq sinqeritet të madh, saqë Allahu Teala i shpalli profetit të asaj kohe: "Njoftoje filan dervish se nijeti i pastër i tij u bë shkak që t'i shkruaj sevape sikur kodra e rërës të kishte qenë kodër prej mielli e tij dhe t'ua shpërndante atë njerëzve të uritur."



## NJË ZGJEDHJE E LEHTË

Sulltan Mahmudi, i cili mori për herë të parë emrin "sulltan" dhe ishte njëri prej udhëheqësve më të mëdhenj dhe më dinjitozë të shtetit Gaznes, që ishte njëri prej shteteve të para myslimano-turke, pati organizuar tetëmbëdhjetë luftëra në drejtim të Indisë për të përhapur Islamin. Ja, në njërën prej këtyre luftërave, u përball me një rezistencë shumë të ashpër dhe dyshoi se nuk do korrte fitore. Pikërisht në këtë gjendje të vështirë, iu përgjërua Allahut: "O Zot! Nëse dal i fituar nga kjo luftë, të gjitha plaçkat e luftës do t'ua shpërndaj të varfërve."

Së fundi, Sulltan Mahmudi fitoi dhe mori shumë plaçka të vlefshme lufte. Kur u kthyen në Gazne, filloi t'ua shpërndante të varfërve dhe nevojtarëve të gjitha plaçkat e luftës që kishte sjellë. Por disa vezirë dhe komandantë ndërhynë dhe i thanë: "Çfarë po bëni, Sulltan i nderuar? Gjithë këto plaçka të vlefshme lufte, florinj, margaritarë... A u jepen këto të

varfërve? Ata as që ua dinë vlerën këtyre. Mbi të gjitha, thesari i shtetit ka nevojë për këto...”

Sulltan Mahmudi u tha se këtë po e bënte ngaqë i kishte dhënë fjalën Allahut dhe se kjo ishte një detyrim që duhej ta zbatonte. Ata përsëri e kundërshtuan dhe i thanë: “I nderuar! Shpërndani ato që janë të pavlefshme! Ndërsa gjërat e vlefshme i ndani për thesarin! I gjithë shteti ka nevojë për këto.” Ata ia çoroditën kokën Sulltan Mahmudit. Atë kohë, në Gazne jetonte një burrë dijetar dhe i njohur për mirësitë e tij, i cili nuk hezitonte të thoshte të vërtetën edhe sikur t'i hiqnin kokën. Sulltan Mahmudi urdhëroi që ai të njoftohej dhe të sillej në saraj. Pasi erdhi, i tregoi për situatën dhe e pyeti për mendimin e tij. Ky burrë i madh tha: “Sulltan i nderuar! Këtu nuk ka ndonjë aspekt që mund të bini në dyshim. Ju jeni përballë një zgjedhjeje shumë të lehtë. Nëse nuk keni për të pasur punë më me Allahun, menjëherë bëni atë që po ju thonë oborrtarët tuaj. Në këtë mënyrë, i vendosni plaçkat e luftës në thesarin e shtetit. Por nëse do keni përsëri punë me Allahun, mbajeni fjalën e dhënë dhe shpërndajuani të varfërve plaçkat e luftës!”



## ELBI DHE KASHTA

Në njërin prej Ramazanëve në të kaluarën, dy hoxhallarë dalin për të bërë imamllëk në fshatrat e Anadollit siç ishte edhe tradita. Ndërkohë që vazhdonin rrugën për të gjetur nga një fshat të rehatshëm, në kohën e mbrëmjes shkuan si mysafirë te një fshat afër rrugës. I zoti i shtëpisë ishte njeri i ditur dhe i urtë. Hoxhallarët deshën të për-

gatiteshin ngaqë afroi koha e namazit të akshamit. Një-ri doli jashtë për të marrë abdest. I zoti i shtëpisë e pyeti atë që ishte brenda:

-A ka arsim dhe edukim të mjaftueshëm shoku yt? A e lexon mirë Kuranin? A ka mësuar tefsir dhe hadith?

-Jo, jo, ai nuk ka as arsim, as edukim dhe as dije. Ai është komplet gomar që nuk kupton asgjë. Është pak sharlatan dhe prandaj i beson vetes.

Në ato momente, ai që ishte jashtë, hyri brenda dhe ai që ishte brenda, doli jashtë. Fshatari i bëri të njëjtën pyetje edhe atij që hyri brenda për shokun e tij. Edhe ai tha për shokun e vet:



-Ai është komplet viç. Nuk ka asnjë lloj lidhjeje me dijen dhe edukatën. Ai ka bërë hije kot mbi kalldrëmet e Stambollit....

Pasi hoxhallarët u përgatitën, e falën namazin bashkë. Pasi falën namazin e akshamit, i zoti i shtëpisë solli ushqimin e mbrëmjes dhe i ftoi hoxhallarët në sofër. Në sofër kishte tri pjata me ushqim të mbuluara nga sipër. I zoti i shtëpisë ua dha dy prej këtyre pjatave hoxhallarëve, ndërsa pjatën e tretë e mori për vete. Kur u tha: "Urdhëroni!" – secili hapi pjatën që kishte përpara.

Në pjatën e njërit prej hoxhallarëve kishte elb, ndërsa në pjatën e hoxhës tjetër kishte kashtë. Ndërsa në pjatën e të zotit të shtëpisë, kishte një tasqebap shumë të shijshëm. Hoxhallarët u habitën dhe u zemëruan. I zoti i shtëpi filloi ta sqaronte çështjen pa u dhënë shans atyre që të thoshin ndonjë gjë. Së pari, u kthye nga ai që kishte elb përpara dhe i tha:

-Shoku yt tha për ty se ti ishe komplet gomar. Për këtë arsye, të kam vendosur elb. Sepse ty të njeh më mirë shoku yt. Gjithmonë shokët pyeten për të marrë informacion për dikë.

Pastaj u kthye nga ai që kishte kashtë përpara dhe i foli:

-Edhe për ty, shoku yt tha se je komplet viç. Ngaqë kashta është ushqimi më i mirë për viçin, edhe në pjatën tënde vendosa kashtë. Urdhëroni! Ju bëftë mirë!



# PROVIMI

Një prej mësuesve që gëzonte respektin e të gjithëve, e mori përballë një nxënës që i kishte dhënë mësim me vite të tëra dhe i tha:

-Tashmë ti ke arritur një shkallë të caktuar si rezultat i arsimit dhe edukimit që ke marrë përgjatë këtyre viteve. Dijen e nevojshme, teknikisht e ke perceptuar, por unë do të të bëj një pyetje për të parë nëse ke arritur të përfitosh vërtetë prej atyre që ke mësuar. Nëse më jep përgjigje të saktë, do të të jap ixhazetin (diplomën). Nxënësi i tha:

-Në rregull, mësues. Bëjeni pyetjen tuaj! Nëse e gjej përgjigjen e saktë, më lini të lirë, sepse edhe unë këtë dua.

Mësuesi i bëri këtë pyetje:

-Nëse unë do të të lë të lirë, ti së pari do shkosh në vendlindjen tënde dhe do vizitosh të afërmit e tu. Përgjatë rrugës për në vendlindje, sigurisht se do kalosh nëpër fshatra dhe fusha. Përgjatë rrugës do të hasësh në kope delesh e dhish dhe në qen të çobanëve. Le të pandehim se në një vend të tillë, befasisht do të të sulmojnë pesëgjashtë qen. Si mund të shpëtosh prej tyre?

Nxënësi iu përgjigj:

-Do të mbrohesha me shkopin që do kem në dorë.

-Ti nuk mund të mbrohesh me një shkop kundër pesëgjashtë qenve.

-U gjuaj me gurë qenve.

-Përsëri nuk mund të shpëtosh.



-Nxjerr armën dhe i vras.

-Nëse bën një gjë të tillë, atëherë nuk do të të lënë të gjallë të zotët e qenve. Edhe nëse nuk të vrasin, të rrahin rëndë, të nxjerrin pestilin dhe të bëjnë të paguash edhe paratë e qenve.

Nxënësi u dorëzua dhe tha:

-Nuk e di, mësues. Me sa kuptohet, duhet të rri edhe më shumë kohë te ju, që të marr frymëzim. Tashmë, a mund të më tregoni se si mund të shpëtoj prej qenve?

Mësuesi ia shpjegoi: "Kudo që të ndodhesh, në mal apo në fushë, nëse befasisht të sulmojnë disa qen të tillë, gjëja e parë që duhet të bëhet, është lajmërimi i të zotëve të qenve apo i atyre që i kanë qentë nën kontroll.

Sepse qentë, gjithmonë gjenden në vend pranë të zotëve të tyre. Në këtë mënyrë, ata heqin dorë nga sulmi me një fjalë apo fishkëllimë të të zotëve të tyre."



## PËLQIMI I ALLAHUT

Në kohët e mëparshme, jetonte një burrë punëtor, i ndershëm dhe fetar që e siguronte jetesën duke shitur dru. Disa njerëz që jetonin në atë kohë, e konsideronin të shenjtë një pemë që gjendej afër tyre dhe që ishte e rrallë. Ata thernin kurbane për këtë pemë që pandehnin se ishte e shenjtë dhe dëshirat e tyre i shprehnin nëpërmjet saj.

Burri që shiste dru, e shikonte këtë pemë si shkak për rënien e njerëzve në shirk ndaj Allahut të Madhëruar. Për këtë arsye, vendosi ta priste. Deri atë kohë, askush nuk kishte guxuar ta bënte këtë. Një ditë, burri që shiste dru, mori sëpatën dhe nisi rrugën për të shkuar te pema dhe për të bërë atë që kishte vendosur. Përgjatë rrugës, përballë i doli dikush me pamje të çuditshme.

Shitësi i druve e pyeti: "Kush je ti?" Ai iu përgjigj: "Unë jam shejtani." Shitësi i druve iu hodh sipër duke i thënë: "I poshtër, tradhtar, domethënë ti qenke ai që i nxjerr njerëzit nga rruga e drejtë. Tani do të të mbys!" Menjëherë e vuri shejtanin nën vete, e kapi për fyti dhe i tha: "Domethënë, ti je ai që i mashtron njerëzit dhe ua bën të shenjtë atë pemën, i poshtër."

Shejtani iu përgjigj: "Mos u përpiq dhe mos u lodh kot, sepse ti nuk mund të më vrasësh. Mua më është dhë-

në afat deri në ditën e kiametit nga Allahu për të devijuar njerëzit. Nëse ti heq dorë nga prerja e asaj peme, do të të jap një sugjerim."

Shitësi i druve u nxeh dhe i tha: "Çfarë sugjerimi mund të më japësh ti mua more armik i Allahut?"

-Nëse heq dorë nga prerja e asaj peme, çdo mëngjes do të të sjell nga një flori dhe do ta vendos poshtë jastëkut tënd. Në këtë mënyrë, do të shpëtosh nga shitja e druve e cila nuk të mjafton për të siguruar jetesën.

-Çfarë do të ndodhë, nëse nuk e sjell floririn që më premtove?

-Atëherë më bëj çfarë të duash.

Shitësi i druve e pranoi sugjerimin dhe u kthye pas pa e prerë pemën. Në mbrëmje, ra për të fjetur. Kur erdhi mëngjesi, pa nën jastëkun e tij dhe me të vërtetë gjeti një flori. Ai u gëzua shumë për këtë. Tashmë filloi të priste ditën tjetër me plot kureshtje. Dita e nesërme erdhi, por nën jastëk nuk kishte flori. Ai mendoi se shejtani mund ta kishte vendosur në ndonjë vend tjetër. Kështu që kërkoi në çdo anë, por nuk gjeti asgjë. U zemërua shumë për këtë. Menjëherë rroku thikën e sëpatën dhe mori rrugën për ta gjetur dhe për ta vrarë shejtanin. Në të njëjtin vend, u përball përsëri me shejtanin. Sapo shitësi i druve e pa shejtanin, menjëherë iu hodh sipër. Por, sikundër asaj që pati ndodhur më parë, shejtani u shpërnda si një thes mielli. Shitësi i druve u ngrit dhe e sulmoi edhe një herë shejtanin, por nuk arriti as ta prekte me dorë. Tashmë epërsia kishte kaluar te shejtani. I tha:

-Mos u mundo kot! Radhën e kaluar, pothuajse më mposhte, sepse atëherë pate marrë rrugën për hir të Alla-

hut. Ndërsa zemërimi që ndjen tani, e ke për nefsin tënd. Për këtë arsye, tashmë fuqia jote nuk mjafton për të më mposhtur mua, përkundrazi, ti je ai që do të mundesh.



## ËNDRRA PARALAJMËRUESE

Një i varfër, në një vend plot me njerëz, i kërkoi para për të blerë një kos dikujt që njihej nga të gjithë për egoizmin dhe koprracinë që kishte, duke i thënë: "Po dua shumë pak kos." Këtë të varfër e shikonin si njeri gjysmë të çmendur. Koprraci nuk i dha gjë. Përsëri i kërkoi. Koprraci e largoi përsëri. Disa prej njerëzve që gjendeshin aty, deshën t'i jepnin para dhe ta ndihmonin burrin e varfër. Ai nuk e pranoi këtë prej asnjërit. Përsëri shkoi te koprraci dhe i kërkoi edhe një herë. Koprraci i hodhi përpara disa lekë sikur po i thoshte: "Merri këto dhe zhduku!"

Pas një kohe të shkurtër nga kjo ngjarje, në ëndërr, koprraci e pa veten në xhenet. Në çdo anë, sytë ia joshnin pamjet që nuk i kishte parë asnjëherë në këtë botë. Ndërkohë ndjeu se kishte uri. Atij menjëherë iu dha një pjatë me kos. Koprraci nuk u ngop me këtë pjatë kosi dhe tha: "A nuk ka ndonjë gjë tjetër këtu përveç kosit? Të paktën më jepni edhe dy feta bukë!" Atij iu tha: "Para disa ditësh, ti dërgove këtu vetëm kos. Kosi që ke dërguar, të doli përpara. Sikur të kishe dërguar edhe gjëra të tjera, do të të jepeshin dhe do të të servireshin."

Pas kësaj ëndrre, koprraci hoqi dorë nga koprracia dhe egoizmi. Ai u bë bujar, u jepte njerëzve për të ngrë-

në e për të pirë, madje, u bë prej atyre që e hapte lehtë grykën e qeses së parave kur ishte e nevojshme.



## SYRI I PANGOPUR

Një burrë, gjendja e të cilit e shprehte se ishte i varfër, po kapte peshk me grep në breg të detit. Padishahu i vendit, i cili rastësisht po kalonte aty, u interesua për burrin e varfër dhe i tha: "Çfarëdo që të kapësh me grepin e parë, do të të jap florinj aq sa pesha e saj." Pas pak, në grep ngeci një kockë me vrimë në mes. Udhëheqësi e mori të varfrin në saraj duke i thënë: "Çfarë të bësh! Kaq kishe fat. Grepi yt nuk kapi ndonjë gjë të rëndë."

Kur arritën në saraj, i urdhëroi oborrtarët që t'i jepnin florinj burrit

të varfër aq sa pesha e kockës. Kockën e vendosën në njërën anë të peshores. Ndërsa në anën tjetër, filluan të vendosnin florinj. Ata i vendosën florinjtë duke i numëruar: Pesë, dhjetë, njëzet, pesëdhjetë..., por kocka nuk lëvizte aspak.

Edhe pse dukej se kocka nuk ishte më e rëndë se katër-pesë florinj, ata vendosën dhjetë herë florinj më shumë se pandehshin, por prapëseprapë, kocka nuk lëvizte. Përsëri vazhduan të hidhnin florinj në anën tjetër të peshores. Pjata e peshores u mbush plot, ndërsa pjata në të cilën gjendej kocka, nuk lëvizte nga vendi. Ata e kuptuan se këtu ka një të fshehtë. Kështu që thirrën një të ditur dhe e pyetën për të fshehtën e kësaj.

I dituri, pasi e mori kockën në dorë dhe e pa, bëri këtë shpjegim: "Kjo kockë është pangopësia e syrit të një njeriu të pangopshëm. Nëse ju vendosni të gjithë thesarin për ta baraspeshuar këtë, përsëri nuk do lëvizë nga vendi, sepse nuk ngopet. Atë e ngop vetëm një grusht dhe."

Ata vepruan siç u tha i dituri. Në këtë mënyrë, hodhën një grusht dhe në pjatën e peshores dhe kocka u ngrit lart.



## MINARJA E SHTREMBËR

Ndërtimi i xhamisë Sulejmanije kishte përfunduar dhe ishte shpallur dita në të cilën do të hapej për ibadet. Kur erdhi dita e caktuar, njerëzit nga të gjitha anët e Stambollit, u dyndën në këtë vend për të parë hapjen solemne të kësaj vepre madhështore. Të gjithë e vështronin me admi-

rim këtë mrekulli, por një fëmijë që gjendej ndërmjet tyre, bërtiste me të madhe: "Pa shikojeni këtë minare. Qenka e shtrembër..." Të gjithë e shikonin, por nuk arrinin të dallonin ndonjë shtrembërim. Kjo fjalë e këtij fëmije arriti deri te Mimar Sinani. Arkitekti i madh menjëherë shkoi te fëmija dhe i tha: "Bir! Më



trego se cila minare është e shtrembër?" Fëmija i tregoi njërën prej minareve duke i thënë: "Ja, kjo."

Arkitekt Sinani i mblodhi menjëherë punëtorët e tij. Pasi i bashkuan litarët e gjatë me njëri-tjetrin, i lidhën për minareje. Ai i urdhëroi që ta tërhiqnin duke u thënë: "Tërhiqeni sipër!" Ndërsa fëmijës i tha: "Bir, shiko! Unë po e drejtoj minaren. Edhe ti bëj kujdes! Kur të shkojë në vendin e duhur, menjëherë më trego!"

Punëtorët tërhiqnin sikur po e drejtonin me të vërtetë. Pas pak, fëmija filloi të bërtiste: "Në rregull, minarja u drejtua." Punëtorët e lanë tërheqjen dhe filluan të zgjidhnin litarët. Njëri prej mjeshtërve të Arkitekt Sinanit, i cili e dëshmoi këtë ngjarje që nga fillimi, i bëri Mimar Sinanit pyetjen për të cilën ishin kureshtarë të gjithë:

-Kryearkitekt i nderuar! Ti e di më mirë se të gjithë që minarja nuk ishte shtrembër. Atëherë, përse i urdhërove punëtorët që ta drejtonin?"

Përgjigjja e Arkitekt Sinanit ishte simboli i delikatesës, kuptimit dhe tolerancës:

-Edhe unë e di se minarja nuk ishte shtrembër, por edhe mendimit të fëmijës se minarja ishte shtrembër, nuk mund ta lija pa i kushtuar rëndësi. Unë përdora këtë metodë, në mënyrë që fëmijës t'i hiqej mendimi se minarja ishte shtrembër. Nëse nuk do veproja kështu, fëmija do të thoshte në çdo vend se minarja është shtrembër. Pastaj, ndërmjet njerëzve do fillonte të përhapej besimi se me të vërtetë minarja është shtrembër...





# TË MOS NDAHESH NGA RRUGA E DREJTË

Një burrë, të cilit i kishte rënë shumë trashëgimi, ishte bezdisur nga inaktiviteti e nga mosaktivizimi. Në këtë mënyrë, e kishte kuptuar se kjo nuk është një rrugë me krye. Prandaj kishte vendosur të vinte në rrugën e drejtë. Nisur nga kjo, kishte shkuar te mbreti i vendit dhe i kishte kërkuar që t'i tregonte një mënyrë për të jetuar me ndershmëri dhe pa u ndarë nga rruga e drejtë.

Mbreti i dha këtij burri një fuçi të mbushur plot me vaj ulliri. Atij i tha që ta shpinte fuçinë nga njëri skaj i qytetit deri në skajin tjetër pa u derdhur qoftë edhe një pikë.

Nëse do derdhej qoftë edhe një pikë, do t'i pritej koka. Në këtë mënyrë, dërgoi edhe dy roje me shpatë në dorë për ta kontrolluar.

Burri e përdori të gjithë fuqinë, kujdesin e zgjuarsinë e tij dhe e çoi fuçinë nga njëri skaj i qytetit në skajin tjetër pa iu derdhur qoftë edhe një pikë, siç e pati urdhëruar edhe mbreti. Pastaj u kthye pas dhe doli në audiencën e mbretit. I tha se e kreu detyrën e dhënë pa asnjë mangësi. Mbreti e pyeti burrin:

-Çfarë pe dhe çfarë dëshmove në qytet?

Atë ditë ishte një ditë në të cilën bëhej pazari dhe kishte aq shumë kallaballëk, saqë nuk kishe ku të hidhje edhe gjilpërën. Krahas kësaj, burri i dha këtë përgjigje:

-I nderuar! Ngaqë bëhej fjalë për jetën, bëra aq shumë kujdes që të mos e derdhja vajin e fuçisë, saqë edhe për një çast, nuk i kam ndarë sytë nga fuçia që të shikoja rreth e rrotull. Për këtë arsye, nuk kam parë njeri dhe nuk kam dëshmuar ndonjë ngjarje.

Pas këtij mësimi, mbreti i dha këshillën e tij me plot qetësi shpirtërore:

-Ja, nëse bën kujdes dhe jep maksimumin në çdo punë që bën apo në çdo detyre që të jepet dhe nuk e nxjerr nga mendja të vërtetën se Allahu të kontrollon në çdo çast, asnjëherë nuk do devijosh nga rruga e drejtë.



## TË GJITHË KTHEHEN NË ORIGJINË

Një padishah dëshironte të shikonte Hizrin. Një ditë, i thirri tellallët dhe u tha: "Atij që do më tregojë Hizrin, do t'i

jap shumë dhurata." Një burrë i varfër që kishte shumë fëmijë, e mori në konsideratë këtë punë. Bashkëshortes së tij i tha: "Grua, unë do t'i them padishahut se do t'ia gjej Hizrin dhe do t'i kërkoj dyzet ditë kohë. Përgjatë këtyre dyzet ditëve, do të marr nga padishahu ushqim dhe para sa t'ju mjaftojnë juve për gjithë jetën tuaj. Në fund të dyzet ditëve, mua do ma heqin kokën ngaqë nuk do e gjej dot Hizrin, por sidoqoftë, ju do jeni rehat."

Bashkëshortja e këtij burri ishte një grua jo e dhënë pas pasurisë. Për këtë arsye, i tha: "I nderuar! Sidoqoftë, ne jemi mësuar me jetesë të vështirë. Edhe këtej e tutje do t'ia dalim mbanë. Prandaj hiq dorë nga kjo punë e rrezikshme!" Por burri e kishte vendosur këtë gjë. Shkoi te padishahu dhe i tha se do ta gjente Hizrin. Në lidhje me këtë, i kërkoi dyzet ditë kohë. Përgjatë dyzet ditëve që do përpiqej të gjente Hizrin, nga ambari i sarajit mori tonelata ushqim dhe shumë para për familjen e tij.

I çoi këto në shtëpinë e tij dhe u zhduk për dyzet ditë. Në fund të dyzet ditëve, doli para padishahut dhe pohoi çdo gjë duke thënë: "Në të vërtetë, unë nuk do ta gjeja Hizrin. Familjarisht ishim në vështirësi. Duke gënjyer se do gjeja Hizrin, desha të merrja shumë mallra dhe para nga ju." Padishahu u nxeh shumë për këtë dhe i bërtiti: "A nuk ke menduar se do ta paguash me jetën tënde ndëshkimin për mashtrimin e padishahut?"

Burri i tha se çdo gjë e kishte marrë parasysh. Për këtë arsye, padishahu u konsultua me tre vezirët që gjendeshin pranë tij. Vezirin e parë e pyeti:

-Çfarë ndëshkimi t'i japim këtij burri që ka mashtruar padishahun?

-I nderuar! Le t'ia presim fytin këtij njeriu dhe mishin e tij ta varim nëpër çengela!..

Një i moshuar me mjekër të bardha që shkëlqente si drita, i cili u shfaq në ato momente, duke u nisur nga fjalët e vezirit të parë, tha: "Kullu shejin jerxhiu ila aslihi."

Padishahu pyeti vezirin e dytë:

-Çfarë ndëshkimi t'i japim këtij burri?

-Udhëheqës! Le t'ia rrjepim lëkurën këtij njeriu dhe t'ia mbushim me kashtë!

I moshuari që u shfaq befasisht pak më parë, përsëri tha: "Kullu shejin jerxhiu ila aslihi."

Padishahu pyeti vezirin e tretë:

-O vezir! Po ti, çfarë më thua? Çfarë ndëshkimi t'i japim këtij burri që më mashtroi mua?

-Padishah! Sipas meje, le ta falim këtë burrë. Kjo është ajo që ju ka hije dhe që pritet prej jush. Ky burrë ka kryer një krim të madh, por nuk është i keq aq sa duket. Sepse qenka aq zemërmirë saqë ka flijuar veten për rehatinë e familjes së tij...

I moshuari i ndritshëm, përsëri ndërhyri dhe tha: "Kullu shejin jerxhiu ila aslihi."

Këtë herë, padishahu iu drejtua moshuarit:

-Ti kush je? Çfarë do të thotë kjo fjalë që e përsërit shpesh?..

I moshuari u përgjigj:

-Babai i vezirit tënd të parë ka qenë kasap. Për këtë arsye, dha mendimin për ta prerë dhe për t'ia varur mishin nëpër çengela. Domethënë, tregoi prejadhjen (origjinën) e tij. Babai i vezirit të dytë, ka qenë përpunues jor-

ganësh. Jorganët, jastëkët dhe dyshekët i mbushte me lesh dhe pambuk.

Edhe ai i ka ngjarë babait të tij. Ndërsa babai i vezirit të tretë, ka qenë vezir. Edhe ai ka ngjarë te soji i tij dhe shfaqi madhështi. Fjala që thashë unë, do të thotë: "Të gjithë kthehen në origjinën e tyre." Nëse do vezir, ja ku është veziri (dhe bëri me shenjë drejt vezirit të tretë). Nëse do Hizrin, ja ku është Hizri (dhe tregoi veten e tij). Unë t'u shfaqa ty, për të mos u poshtëruar ky burrë. Pastaj u zhduk.



## EDUKIMI ËSHTË I LIDHUR ME KRIJIMIN

Njëri prej ish udhëheqësve të Iranit, po i ankohej vezirit për mësuesin e birit të tij:

-Unë dua që biri im të mësojë dijen dhe të jetë një udhëheqës i mirë në vendin tim. Ndërsa ai gjithmonë është i preokupuar për muzikën, zërin dhe instrumentet... Domethënë se mësuesi i tij nuk i jep një orientim të mirë.

Ndërsa veziri nuk kishte të njëjtin mendim:

-Udhëheqës! Mësuesi nuk ka ndonjë mrekulli në dorë. Cila të jetë aftësia e fëmijës, mësuesi mund ta ndihmojë vetëm që të përparojë dhe të zhvillohet në atë aftësi. Natyra e njeriut nuk mund të ndryshohet. Edukimi është i lidhur me krijimin.

Udhëheqësi pohonte se krijimi mund të orientohet me edukim. Për ta vërtetuar këtë, në mbrëmje organizoi një aktivitet argëtimi në saraj. Në këtë aktivitet argëtimi, kishte

edhe shfaqje të maceve të stërvitura. Këto mace mbartnin në shpinën e tyre nga një tabaka me qirinj të ndezur. Ato ishin aq të stërvitura, saqë nuk i lëshonin tabakatë në tokë. Udhëheqësi i tregoi vezirit këto mace dhe i tha:

-E shikoni se çfarë fuqie ka edukimi?

Veziri nuk iu përgjigj. Por... priti derisa përsëri u zhvillua një aktivitet tjetër argëtimi. Do të zhvillohej një ditë më pas dhe në mbrëmje. Në atë aktivitet argëtimi të organizuar, fshehurazi solli me vete disa minj. Kur macet filluan shfaqjen, i hodhi minjtë në mes të maceve.

Sapo macet i panë minjtë, i harruan tabakatë e qirinjtë që kishin në kurriz dhe vrapuan pas minjve. Të gjithë qirinjtë dhe tabakatë filluan të rrokulliseshin. Tapetat në tokë morën zjarr prej qirinjve të ndezur. I gjithë vendi u bë shkrumb e hi. Pikërisht në këto momente, veziri iu afrua padishahut dhe me krenarinë e vërtetimit të mendimit të tij, i tha:

-A e shikuat udhëheqës? Edukimi është në varësi të krijimit.



# PËRGJEGJËSIA

Në kohët e kaluara, kishte qenë një princ që ankohej nga mërzitja dhe thoshte se jeta nuk ia vlen të jetohet edhe pse posedonte çdo lloj mundësie financiare. Ndërkohë që vëllezërit dhe shokët e tij shëtisnin, shkonin për gjueti dhe argëtoheshin, ai mbyllej në dhomën e vet dhe mendonte vazhdimisht. Udhëheqësi, domethënë, babai i princit, brengosej shumë për gjendjen e djalit të tij. Një ditë, mbreti urdhëroi që

të thirrej në saraj njeriu më i ditur i vendit të tij. Sapo i dituri erdhi në saraj, i tregoi për gjendjen e birit të tij dhe i kërkoi t'i gjente një zgjidhje. Nisur nga kjo, të diturit i dha një javë kohë. Nëse brenda një jave nuk do gjente ndonjë formulë për këtë, i tha se do ta paguante me jetën e tij.

I dituri i moshuar mendoi shumë përgjatë pesë ditëve, por në mendje nuk i erdhi asnjë lloj zgjidhjeje. Për këtë arsye, vendosi të arratisej nga vendi, në mënyrë që të shpëtonte jetën. Ndërkohë që po arratisej i mërzitur dhe i çoroditur, bisedoi një kohë të shkurtër me një çoban në moshë të vogël që po kulloste delet dhe dhitë pranë një fshati.

Çobani i vogël mori guxim nga kjo dhe i tha mikut të tij të moshuar: "Xhaxha! M'i ruaj pak bagëtitë sa të shkoj në këtë fshat që shohim, të marr ushqim dhe të vij menjëherë. Sot paskam harruar të marr ushqim." I dituri pranoi me kënaqësi. Ndërkohë që i dituri po i ruante bagëtitë në një gjendje të çoroditur prej ngjarjeve që kishte përjetuar, një kec që po lozte afër një shkëmbi, ra poshtë duke u rrokullisur.

Nëse i dituri nuk do zbriste poshtë për ta shpëtuar, ishte e pamundur që keci të shpëtonte vetë. I dituri, për të qenë i ndershëm ndaj fjalës që i pati dhënë çobanit të vogël, vendosi ta shpëtonte vetë kecin. Për këtë arsye, zbriti në fund të shkëmbit. Së pari e lidhi kecin në shpinë, pastaj filloi të ngjitej lart. Disa herë dështoi për t'u ngjitur, por nuk hoqi dorë.

Edhe pse ishte shumë e vështirë, i dituri prapë se prapë u përpoq dhe në fund arriti të dilte. Mbajtja e fjalës që i kishte dhënë mikut të vogël dhe nxjerrja e kecit nga shkëmbi si rezultat i saj, ia preokupuan aq shumë kokën, saqë e dha veten komplet pas kësaj pune, e harroi atë që i kishte ndodhur dhe se po arratisej nga vendi i tij për të shpëtuar jetën. Por kjo situatë u bë shkaktare për të shkrepur një rrufe në kokën e tij. Mendoi: "Nëse dikush preokupohet seriozisht

për një punë dhe dëshira për ta kryer me sukses e kaplon egon e tij plotësisht, për atë person nuk bëhet fjalë që të mërzitet apo të zhytet në gjëra të parëndësishme."

Kjo e vërtetë është e vlefshme për të gjithë. Për këtë arsye, vlen edhe për birin e udhëheqësit. I dituri tashmë hoqi dorë nga mendimi për t'u arratisur.

Menjëherë u kthye pas, doli përpara udhëheqësit dhe i shfaqi këtë zgjidhje:

-Udhëheqës! Nëse dëshironi që biri juaj të shpëtojë nga brengosja dhe të lidhet me jetën, i jepni atij ndonjë përgjegjësi. Pra, i jepni një përgjegjësi që t'ia mbushë kohën. Shkaku i brengosjes dhe i ankesës nga të jetuarit, është inaktiviteti. Sa më serioze dhe e rëndë të jetë përgjegjësia që do t'i jepni birit tuaj, aq më shumë do ta shpëtojë veten nga brengosja. Po aq, do t'i shtohet edhe përpjekja dhe vendosmëria për të jetuar.



## MBJELLJA E FIDANËVE

Një udhëheqës, kishte dalë për të shëtitur në vend bashkë me ndihmësit e tij. Në një fshat pranë rrugës, pa një burrë shumë të moshuar që po mbillte fidanë në tokën e tij. Të moshuarit i thirri nga larg:

-I nderuar! Përse përpiqesh për të mbjellë fidanë? Mashallah, ti paske arrirë në fund të jetës tënde. Kështu që nuk do kesh mundësi të hash prej frutave të këtyre fidanëve...

I moshuari u përgjigj:

-Bir! Nuk është kusht që ne të hamë nga frutat e këtyre fidanëve që po mbjell. Siç kemi ngrënë ne prej frutave të fidanëve që kanë mbjellë të tjerët para nesh, edhe fru-

tat e fidanëve që mbjellim ne, do t'i hanë ata që do vijnë pas nesh.

Kjo përgjigje i pëlqeu udhëheqësit. Për këtë arsye, urdhëroi që t'i jepej një qese me florinj të moshuarit. I moshuari nuk e la pa ndonjë shpërblim këtë mirësi, duke thënë:

-E shikon, bir? Fidanët që mbollëm ne, filluan të japin fruta që tani.

Edhe kjo përgjigje i pëlqeu udhëheqësit. Për këtë arsye, urdhëroi t'i jepej edhe një qese me florinj.

Fshatari i moshuar nuk ishte njeri i zakonshëm. Ai ishte i urtë dhe i zgjuar:

-Bir, fidanët që mbjellin të tjerët, japin fruta një herë në vit. Ndërsa fidanët që mbolla unë, dhanë fruta dy herë në vit.

Edhe kjo përgjigje diplomatike i pëlqeu udhëheqësit. Për këtë arsye, urdhëroi t'i jepej edhe një qese tjetër me florinj. Por këtë herë ndërhyri veziri dhe e paralajmëroi udhëheqësin:

-Sulltan i nderuar! Le të largohemi nga këtu një çast e më parë. Me këtë ecuri, ky i moshuar do t'i mbjellë fidanët në thesar, në vend që t'i mbjellë në tokën e tij.



## DASHURIA E NËNËS...

Në kohët e kaluara, veziri i bëri një lutje padishahut duke besuar se ai nuk do t'ia refuzonte këtë:

-Sulltan i nderuar! Unë kam dy gra dhe nga tre fëmijë nga secila bashkëshorte. Prandaj jam kureshtar të di se cila bashkëshorte i ka më të forta ndjenjat e të qenit nënë. Edhe pasurinë time do ta lë testament sipas kësaj. A ka mundësi

që t'i provoj ato në këtë çështje?

Padishahu nuk deshi t'ia thyente zemrën vezirit. Për këtë arsye, urdhëroi që të thirrej njëra prej bashkëshorteve të tij. Asaj i tha:

-Zonjë! Veziri im që është bashkëshorti yt, ka rënë në dashuri me njërën prej të preferuarave të mia. Ndëshkimi për këtë, në të vërtetë është vdekja. Por nëse ti e fal bashkëshortin tënd, do heq dorë nga ekzekutimi i tij dhe do ta syrgjynos jashtë shtetit bashkë me të dashurën e tij.

Në sytë e gruas shndriti flaka e hakmarrjes:

-Jo i nderuar Sulltan. Atë që nuk më do mua, nuk e lejoj që të dojë dikë tjetër. Vareni dhe më lejoni mua t'ia tërheq litarin!

Më vonë, padishahu urdhëroi që të thirrej gruaja tjetër e vezirit. Edhe asaj i tha të njëjtën gjë. Bashkëshortja e dytë e vezirit, shfaqi një sjellje komplet të kundërt:

-Sulltan i nderuar! Unë pranoj të ngel pa burrë, por nuk dua që fëmijët e mi të ngelin pa baba. Në vend që ta ekzekutoni, syrgjynoseni në mënyrë që fëmijët e mi të mos e humbin shpresën për t'u takuar një ditë me babain e tyre.



# GJITHÇKA I QOFTË FALË ATIJ QË DI TË PUNOJË

Kur Sulltan Mahmudi i Gaznes po kthehej nga një ekspeditë gjuetie, në një fshat u njoh me një djalosh që quhej Ajas. Sulltan Mahmudi u mahnit prej shkëlqimeve të zgjuarsisë që reflektonin fjalët dhe sjelljet e Ajasit. Nisur nga kjo, ai e ndjeu se në këtë djalosh ka një xhevahir. Për këtë arsye, e

çoi djaloshin në sarajin e Gaznes me pëlqimin e tij dhe me lejen e prindërve të vet.

Ajasi, me urdhrin e sulltanit, mori një edukim dhe arsim të madh në saraj. Sulltani vuri re se ai u bë një i ri i zgjuar dhe i suksesshëm më shumë seç ishte pandehur. Menjëherë e përvetësonte atë që i mësohej dhe shfaqte kujdes të madh që të mos bënte ndonjë gabim i cili nxirrte në pah se ai kishte ardhur nga fshati.

Së fundi, Ajasi u bë një njeri me cilësinë që donte Sulltan Mahmudi dhe hyri nën urdhrin e sulltanit. Çfarëdo detyre që t'i jepej, e kryente me përpikërinë më të madhe. Në këtë mënyrë, në çdo çështje merrte vlerësimin më të lartë nga udhëheqësi. Sulltan Mahmudi ishte shumë i lumtur që kishte zbuluar Ajasin.

Ajasi u bë njeriu i parë në saraj që vinte në mendje për detyrat që kërkonin zgjuarsi dhe aftësi. Personi që sulltani vlerësonte, besonte dhe i pëlqente më shumë, ishte Ajasi. Për këtë arsye, merrte komplimentet materiale dhe shpirtërore të sulltanit. Kjo situatë bëhej shkak për xhelozi ndërmjet Ajasit dhe vezirëve në të njëjtat grada dhe autoriteteve me grada të larta. Nisur nga kjo, dilnin thashetheme të ndryshme për të.

Sulltan Mahmudi ishte i vetëdijshëm për çdo gjë. Një ditë organizoi një shëtitje, në të cilën morën pjesë vezirët dhe komandantët. Përgjatë kësaj shëtitjeje, një karvan që po kalonte afër tyre, i dha mundësinë Sulltan Mahmudit që të vërtetonte vlerën e Ajasit. Sulltan Mahmudi thirri njërin prej vezirëve dhe i tha:

-Shko dhe pyet se nga vjen ky karvan.

Veziri shkoi, i pyeti dhe u kthye:

-Madhëria juaj! Ky karvan vika nga Kina.

-Ku po shkonin?

-Nuk i pyeta për këtë, i nderuar.

Sulltan Mahmudi thirri një vezir tjetër dhe i tha:

-Shko dhe pyet se ku po shkon ky karvan!

Veziri shkoi, i pyeti dhe erdhi.

-Madhëria juaj! Po shkoka  në Egjipt.

-E qartë. Çfarë ngarkese kishin?

-Nuk i pyeta për këtë i nderuar.

Në këtë mënyrë, provoi disa ministra, por asnjëri nuk i dha informacion bindës për karvanin. Për këtë arsye, vezirëve dhe autoriteteve të tjerë që gjendeshin aty, u tha:

-Unë e di se ju nuk mund ta duroni Ajasin, se bëni thashetheme për të dhe se po mundoheni ta ulni në sytë e mi. Unë e vlerësoj Ajasin për shkak të aftësive të larta që zotëron dhe mjeshtërisë që shfaq në çdo detyre që i jepet. Pra, e vlerësoj atë për shkak se e kryen me sukses dhe i vetëm një punë të cilën nuk mund ta kryejnë pesë apo dhjetë veta prej jush.

Edhe pse ju dërgova për një punë të lehtë, asnjëri prej jush nuk më dha informacion të mjaftueshëm për këtë karvan. Ndërsa unë e kam provuar Ajasin në një çështje të tillë më parë. Në një herë të vetme, më informoi plotësisht pasi mori të gjitha përgjigjet që mund të më vinin në mendje rreth asaj çështjeje. Ja, kjo është arsyeja që e vlerësoj dhe e trajtoj ndryshe Ajasin.



# SHTËPIA NË XHENET

Një ditë Behlul Dana, i cili ishte prej dijetarëve të periudhës së Halifit Harun Rrashidit, me disa copa dërrase të prera drejt, po bënte diçka që i ngjante shtëpisë. Bashkëshortja e Harun Rrashidit, zonja Zubejde, e pa, e pyeti se çfarë po bënte. Behluli iu përgjigj:

-Po bëj një shtëpi parajse, zonjë e nderuar.

Zonja Zubejde ishte një grua fetare. Prandaj kërkoi që ta blinte këtë shtëpi.

-A mund të ma shesësh mua këtë shtëpi? – pyeti ajo.

-Ua shes, nëse dëshironi.

-Sa para bën?

-Ta shes për një akçe.

Bashkëshortja e Halifit, menjëherë nxori një akçe dhe e bleu shtëpinë.

Harun Rrashidi dhe bashkëshortja e tij, atë natë në ëndërr e panë veten në xhenet. Zubejdja qëndronte në një shtëpi luksoze. Harun Rrashidi e pyeti:

-Grua, kur e ke marrë këtë shtëpi, ti?

-E pata blerë dje nga Behluli me një akçe.

Erdhi mëngjesi. Udhëheqësi menjëherë e thirri Behlulin dhe i tha:

-Bëje edhe një shtëpi për mua si ajo që i kishe shitur dje bashkëshortes sime.

Behluli i tha:

-Në rregulli, e bëj.

-Sa do ma shesësh?

-Një mijë akçe.

-Bashkëshortes sime ia kishe dhënë për një akçe...

-Po, ia kam dhënë për një akçe, por ajo e bleu pa ia ditur vlerën shtëpisë. Ndërsa ti e ke parë mbrëmë se çfarë shtëpie madhështore ishte. Unë ia vë çmimin sipas kësaj...



## GËNJESHTRA E THËNË PËR TË MIRË

Në kohët e kaluara një padishah deshi të ndëshkojë njërin prej robërve. Ai i nxiste dhe i inkurajonte robërit e tjerë për kryengritje. Ndëshkimi i këtyre lloj krimeve ishte ekzekutimi. Robi e dinte këtë. Megjithatë, e ofendoi padishahun në gjuhën e tij duke thënë çdo gjë që kishte brenda, ngaqë mendonte se pas vdekjes, nuk ka asgjë.

Padishahu pyeti një vezir që e kuptonte gjuhën e robit: "Çfarë thotë ky njeri?" Veziri ishte një njeri i pastër dhe që e donte mirësinë. Ai nuk i tregoi se robi po e ofendonte, por i tha: "Robi thotë se ka bërë gabim. Ndërsa juve si padishah, ju ka hije falja. Edhe Allahu e do faljen dhe ata që falin."

Nisur nga fjalët e vezirit, padishahu e mëshiroi robin dhe e fali. Por një vezir shpirtlig që e kuptonte gjuhën e robit, ndërhyri dhe tha:

-Madhëria juaj! Përkundrazi, ky rob ju ofendoi shumë rëndë dhe tha çdo gjë që ia zuri goja.

Padishahu shfaqi madhështinë e tij duke i thënë vezirit shpirtlig:

-Gënjeshtra që më tha veziri pak më parë, më pëlqeu më shumë se e vërteta që më the ti. Kështu që nuk e vlerësoj shpirtligësinë tënde..." Në këtë mënyrë, nuk e anuloi vendimin e faljes.



## MIRËSIA E BËRË NUK DUHET TË PËRMENDET

Dikur një djalosh i ndershëm dhe i pastër që gjendej në vështirësi jetësore në vendin e vogël ku jetonte, një ditë, vendosi të shkonte në një qendër qyteti që gjendej shumë larg vendit të tij, të fillonte të punonte dhe të formonte një sistem jete të ri për veten. Pa humbur kohë, u përgatit dhe mori rrugën me këtë qëllim. Përgjatë këtij udhëtimi, djali i ri rastisi me disa ngjarje, komentimi dhe shpjegimi i të cilave për të ishte i pamundur.

Njëra prej tyre ishte kjo: Disa njerëz po mbillnin grurë në arë. Gruri i mbjellë rritej dhe piqej menjëherë. Edhe ata e korrnin pa humbur aspak kohë. Pastaj e hidhnin në zjarr dhe e digjnin.

Ndërsa për herë të dytë, dëshmoi këtë ngjarje: Një burrë përpiqej për të ngritur një gur të madh, por nuk e ngrinte dot. Ndërsa kur i vinte sipër edhe një gur tjetër, e ngrinte atë. Kur i vinte sipër edhe gurin e dytë, e ngrinte edhe më lehtë.

Edhe një ngjarje tjetër që pa, ishte kjo: Një burrë kish-

te hipur mbi një dele. Mbi këtë burrin kishin hipur edhe disa njerëz të tjerë dhe po vraponin. Disa të tjerë pas tyre, përpiqeshin për t'i arritur, por nuk i arrinin dot.

Djali i ri arriti te dyert e qytetit pa e kuptuar se si kaloi udhëtimi i gjatë, ngaqë kokën e kishte të çoroditur prej këtyre ngjarjeve. Aty e ndaloi një i moshuar i ndritur, e pyeti se nga kishte ardhur, se përse kishte ardhur dhe se si kaloi udhëtimi. Djali i ri i tregoi për çdo gjë që pa te ngjarjet e pakuptueshme përgjatë udhëtimit. Nisur nga kjo, i moshuari ia shpjegoi ngjarjet djaloshit një e nga një: "Njerëzit që mbillnin grurë, që e korrnin menjëherë dhe që e digjnin duke e hedhur në zjarr, simbolizojnë njerëzit që ia ulin vlerën në zero mirësisë, duke folur majtas e djathtas për të."

Ndërsa ai që përpiqej të ngrinte gurin, tregon këtë: Mëkati i parë që bën njeriu, i duket i rëndë dhe e ndjen thellë në zemrën e tij. Por nëse vazhdon të bëjë mëkate të tjera pa u penduar për atë, tashmë ato mëkate fillojnë t'i duken të lehta.

Përsa i përket deles dhe atyre që kishin hipur mbi të, mund të themi: Delja është një kafshë xheneti. Ata që kishte sipër, i mbart për në xhenet. Ai që i kishte hipur i pari deles, është dijetar. Ata që kishin hipur pas tij, janë besimtarët nga çdo lloj kategorie. Ndërsa ata që vraponin për t'i arrirë, janë njerëz jobesimtarë.



# PËRMBAJTJA